Titulli: Demografia e Viseve Shqiptar në Greqinë e Veriut
(*Maqedoninë greke dhe Trakia greke)*

Autor: Arben P. LLALLA
Redaktor: Teuta LLALLA
Lektor: Besim DOGANI

Radhitja kompjuterike: Ramiz ILJAZI
Botues: Copyright © Autori
Shtypshkronja: LUMA, Korrik, 2013, Tetovë
Tirazhi: 300 copë



CIP - Каталогизаја во публикација
Национална и универзитатска библиотек-
“Сб.”Климент Охридски”-Скопје

*ISBN-978-99-89-788-68-0*

*Librin ia kushtoj bashkëshortes time Teutës, pa ndihmën, mirëkuptimin dhe këmbënguljen e saj ky libër nuk do të botohej.*



Autori i librit në kishën e Shën Akilit që gjendet afër fshatit Psaradhes, Greqi, Shkurt 2002

# PARATHËNIE

Shqiptarët që banojnë në Greqi që nga koha e lashtë dhe që janë shtetas të shtetit grek, ndahen në dy grupe: arvanitasit dhe ata që grekët i thërrasin allvanos. Strukturat greke qëllimisht kanë bërë ndarjen e shtetasve shqiptarë të Greqisë në dy grupe për të dëshmuar që ata nuk kanë lidhje me njëri-tjetrin. Shqiptarët me emrin Arvanitas banojnë në zonat e qyteteve të Greqisë që në kohërat antike, atje ku kanë banuar pellazgët dhe kur themi pellazgët kuptojmë stërgjyshërit e shqiptarëve. Ndërsa ata që njihen me emrin allvanos banojnë në krahinën e Çamërisë: Janinë, Gumenicë, Korfuz, Artë, Prevezë, etj., në kufirin e sotëm shqiptaro-grek, Follorinë, Kostur dhe deri në Edesë. Më tej këta shqiptar i kemi në kufirin greko-turk në zonën e quajtur Trakia - Evros. Në të gjitha këto zona që përmendëm shqiptarët thirren allvani, allvanos sepse sipas dokumenteve historike që njohim kanë ardhur në këto zona pas shek. XV. Por përse disa allvanos e disa arvanitas, kur këta flasin në rrethin familjar të njëjtën gjuhë, kanë të njëjtat zakone e tradita, këndojnë të njëjtat këngë?

Mendoj që ndarja e emërtimeve të shqiptarëve të Greqisë në arvanitas dhe allvani, ndoshta është bërë sepse kur Greqia e shpalli Pavarësinë pas vitit 1821 jashtë saj mbetën shumë ishuj dhe territore të tjera si krahina e Çamërisë që banohej me shumicë dërrmuese nga shqiptarët ortodoksë dhe mysliman, pjesë nga Maqedonia si qytetet e Kosturit, Follorinës, Edesa, Dhramës, Selaniku e deri në Evros. Pas themelimit të shtetit grek këto qytete dhe fshatra njiheshin si territore që i përkisnin Perandorisë Osmane. Por mund të jetë edhe një variant për të dalluar shqiptarët (arvanitasit) vendas që

në kohën antike dhe shqiptarëve (allvanosët) që kanë emigruar valë - valë pas pushtimit osman të Ballkanit. Po të bëjmë një vështrim, shqiptarët që njihen me emrin arvanitas banojnë në qytetet e lashta të Greqisë, në ujdhesat që janë përshkruar edhe në librat e shkrimtarëve dhe historianëve antik. Ndërsa shqiptarët që njihen me emrin allvani banojnë në pjesët që i përvetësoi Greqia pas vitit 1878, pra në Çamëri, Maqedoninë e Egjeut dhe deri në lumin Evros. Si do që të jetë, arvanitasit dhe allvanosët flasin të njëjtën gjuhë shqipe, ruajnë të njëjtat tradita dhe zakone.

Me shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë në nëntor 1912 shqiptarët e Greqisë që jetonin në zonat nën pushtimin turk u quajtën allvanos (shqiptar) dhe jo arvanitas. Kjo besoj se duhet të jetë ndarja e emërtimeve Arvanitas dhe Allvani nga ana e grekëve, por edhe nga vetë arvanitasit dhe allvanosët. Historianë të ndryshëm grek dhe shqiptar në librat e tyre i quajnë allvanosët e Evros herë arvanitas e herë allvanos. Por vetë këta qytetar grek me origjinë shqiptare pretendojnë se janë shqiptar me rrënjë nga Korça, Kolonja, Bithkuqi(Vithkuqi), etj.

Në fillim të vitit 1913 e deri më 1945, kur u bë spastrimi etnik i Çamërisë nga popullsia etnike shqiptare, qytetet dhe fshatrat në fjalë ishin nën shtypjen shtetërore greke për t'u larguar nga Greqia ose për t'u deklaruar grek dhe jo më shqiptar. Shumë prej shqiptarëve nga Korfuzi, Follorina e deri në kufi me Turqinë zgjodhën rrugën e mërgimit për në Turqi. Një pjesë e tyre erdhi në Shqipëri dhe një grup tjetër u asimilua ndër vite.

Nga viti 1912-1924, në shtëpitë e shqiptarëve, turqve, myslimanëve të tjerë dhe bullgarëve të përzënë nga Greqia u vendosën refugjatë të ardhur nga Azia e Vogël. Këta refugjatë shteti grek qëllimisht i vendosi në zonat e banuara në shumicë jo-greke si në Atikë-Beoti ku banojnë arvanitasit, në zonën e Maqedonisë ku banonin shqiptarë, bullgarë, turq, hebrenj dhe

në Trakia, me qëllim që me kalimin viteve të bëheshin ndryshimet gjuhësore dhe kulturore, pra atje ku grekët ishin pakicë me ardhjen e refugjatëve do bëheshin shumicë. Sipas statistikave numri i refugjatëve të ardhur në tërë Greqinë pas vitit 1912, ishte 1.221.849 njerëz, rreth 20% të popullsisë së atëhershme që jetonte në Greqi. Nga këta refugjatë 638.253 prej tyre u vendosën në Maqedoninë e Egjeut. Kjo shifër përbënte 45% të popullsisë së përgjithshme në këtë krahinë.

Në Trakinë greke u vendosën 107.607 refugjatë të cilët nuk u përfshinë si popullsi e shkëmbyeshme me detyrim. Ky numër i refugjatëve të ardhur kapte shifrën e rreth 35% të popullsisë së përgjithshme në Traki. Ndërsa Atiki-Beoti ku banojnë popullsi në shumicë arvanitase u vendosën 281.989 refugjatë, e thënë në përqindje rreth 28% e popullsisë së përgjithshme.

Pra, qëllimi ynë është që të njohim demografinë e fshatrave shqiptar në Maqedoninë e Egjeut dhe të Trakisë greke, duke përjashtuar fshatrat shqiptar në krahinën e Çamërisë dhe në ato vendbanime ku banojnë arvanitasit. Në këtë libër do të sjellim të dhëna shkencore në bazë të statistikave të udhërrëfyesve të huaj të shek. XIX dhe XX, për banorët, etnitetin dhe besimin fetarë të fshatrave ku shqiptarët kanë jetuar dhe jetojnë me popullsitë e tjera. Një pjesë të këtyre qyteteve dhe fshatrave i kam vizituar gjatë viteve 1991-2004, kur kam jetuar në Greqi. Kam takuar grekë me origjinë shqiptare me të cilët kuvendoja shqip. Prej tyre, mësova shumë gjëra interesante rreth jetës, këngëve, traditave dhe riteve të ndryshme që bëjnë të ruhen vlerat shpirtërore të një populli.

Në Shkurt të vitit 2002, vizitova disa fshatra rreth Liqenit të Prespës. Në një ishull të vogël gjendej kisha e Shën Akilit, e cila ndodhet 60 km nga Follorina dhe 65 km nga Kosturi. Në ishull jetonin rreth shtatë familje dhe për të shkuar atje duhet të kalosh mbi një urë lundruese 800 metra të gjatë.

Në këtë kishë ndodhej varri i Shën Akilit të cilin e solli mbreti bullgar Samueli nga Larisa. Natën e kalova në fshatin Psaradhes, i vetmi fshat grek që laget nga ujërat e liqenit të Prespës së Madhe ku jetonin diku 50-60 banorë, shumica pleq të cilët dinin të flisnin greqisht, bullgarisht dhe shqip.

Kohën që jam marrë për të shkruar këtë libër ka qenë shumë e vështirë për mua duke pasur parasysh vendin dhe vitet ku jetojmë. Megjithatë edhe në kushte të vështira mendoj se kam sjellë për lexuesit një libër që do t'u shërbejë për të njohur demografinë e fshatrave shqiptar në Maqedoninë e Egjeut dhe Trakinë greke. Shpeshherë këtyre fshatrave përveç se u janë ndërruar emrat, disa herë ju ndërrohen edhe kufijtë bashkiak apo komunal. Besoj se këto ndërrime të shpeshta janë bërë për të çorientuar studiuesit që merren me studime rreth demografisë së fshatrave në Greqi, por edhe banorët që në thellësi të shpirtit të tyre ndihen me kombësi jo-greke, të mos jenë të grupuar në masë të madhe.

Jam munduar të jem sa më objektiv për të thënë dhe mbrojtur të vërtetën e këtyre fshatrave dhe banorëve të tyre, atë të vërtetë që të gjithë ne dëshirojmë ta dëgjojmë, ta shohim e ta prekim, por e vërteta rrallë herë pranohet ashtu siç është sepse ajo mund të na duket e hidhur dhe të kundërshtojë interesat tona të ngushta kalimtare.

Qëllim i imi kryesor në këtë libër është të nxjerr nga pluhuri i harresës disa fakte, disa të dhëna që na bëjnë të mësojmë ku kanë jetuar dhe jetojnë njerëzit që në venat e tyre kanë gjak shqiptari, po ç'ka se për interesa ekonomike dhe nga presionet e ndryshme janë deklaruar prej shumë vitesh qytetar të një kombësie tjetër. E ardhmja nuk e dimë se çfarë befasish na ofron...

# HYRJE

Historia shpeshherë na ofron fenomene për të cilat njeriu nuk gjen shpjegime. Ajo është një tunel i pafund, ku herë ka dritë për të shikuar të shkuarën dhe herë bënë errësirë. Në shumicën e këtyre rasteve historianët dhe studiuesit na i ofrojnë fenomenet dhe ngjarjet ashtu siç e kërkon politika fituese e kohës. Prandaj edhe në rastin e Maqedonisë Gjeografike shumë gjëra janë të pashpjegueshme dhe në shumicën e rasteve historia e saj herë është e ndritur dhe herë e errët nga luftërat e shumta. Për të edhe sot në shek. XXI ende ka mendime se si të ndahet ajo pjesë të vogël që ka mbetur me emrin Republika e Maqedonisë ose IJRM.

Në rastin e Maqedonisë Antike, historia është burimi i konflikteve për të drejtën e trashëgimisë së saj. Kjo gjë, sot vazhdon të shfrytëzohet për të legjitimuar projektet politike dhe qëndrimin sa më gjatë në pushtet të atyre që çirren si trashëgimtarë të drejtpërdrejtë të kombit të lashtë maqedonas dhe të Aleksandërit të Madh.

Që në kohët e lashta Maqedonia gjeografikisht ka pësuar vazhdimisht ndryshime duke përfshirë me këtë emër, shtrirje të ndryshme gjatë periudhave historike. Pra, emri Maqedonia Gjeografike që nga kohët e lashta e deri më sot ka pësuar tkurrje duke e humbur madhështinë e saj. Pretendimet për emrin Maqedoni dhe historinë e saj që nga koha antike vazhdojnë të sjellin probleme historike dhe territoriale ashtu si në shekujt e mëparshëm. Prej kaq vitesh me emrin Maqedoni kemi tre territore: 1). Maqedonia e Egjeut, greke, 2). Maqedonia e Pirinit, bullgare, 3). Republika e Maqedonisë (Maqedonia e Vardarit) që është themeluar nga Tito më 1945,

ku jetojnë rreth 2 milion banorë të etnive të ndryshme, pra një shtet shumë etnik.

Thuhet se shteti me emrin Maqedoni është themeluar nga fundi i shek. IX para K., duke e zgjeruar hapësirën që shënonte emri i tij. Nën mbretërimin e Filipit II, atit të Aleksandërit të Madh, ajo u shtri nga Mali Orbel te Mali Olimbit dhe nga vargmali i Pindit deri te lumi Nestos. Në epokën romake Maqedonia u përfshi në *Illyricum*. Dhe kjo ndarje nuk na duket arbitrare; ajo shpjegohet nga fakti se emri *Illyricum* përfshinte një popullsi homogjene, të përbërë në atë kohë vetëm nga pellazgë, që mbanin emra të ndryshëm si maqedonas, epirotë, albanë (toskë, etruskë dhe gegë), dalmatë, dhe të tjerë ilirë, dhe flisnin po atë gjuhë: pellazgjishten ose shqipen.[1]

Në shek. I-II të erës sonë ekzistonin dy provinca romake me të njëjtin emër-Maqedonia e Parë (Macedonia Prima) me qendër Selanikun dhe Maqedonia e Dytë (Macedonia Secunda) me qendër Durrësin. Te vepra e gjeografit Aleksandrinë të shek. II, Klaud Ptolemeu (Geographia, Libri 12), Maqedonia e Dytë, pra provinca e Durrësit shtrihej në veri deri në derdhjen e lumit Drin, në lindje përtej Liqenit të Ohrit deri te qyteti Heraklea i Lynkestëve, kurse në jug, përtej Vlorës deri në malet Akroceraune të Himarës. Më vonë, Maqedonia e Dytë u quajt provinca e Epirit të Ri (Epirus Nova) me qendër Durrësin dhe përfshinte, sipas njoftimeve që ndeshim në Notitia Dignitatum (III, 13) edhe një pjesë të Maqedonisë historike (Epirus nova et pars Macedonia Salutaris). Për këtë arsye, shpeshherë në burimet historike mesjetare, savante europiane, Arbëria është identifikuar me Maqedoninë (Albania sive Macedonia) dhe shqiptarët e provincës së Durrësit, janë quajtur maqedonas. Përkundrazi, banorët sllavë pasi u vendosën në Maqedoni në fillim u quajtën skllavin dhe më vonë bullgarë, kurse vendi i

[1] Robert d'Angely, *Enigma*, Tiranë, 1998, fq.246-247

tyre në fillim Skllavini dhe më vonë Bullgari. Është e vërtetë se herë pas here emërtimi gjeografik Maqedoni është zhvendosur, por zhvendosja ka ndodhur kryesisht drejt Lindjes deri në Selanik e përtej dhe asnjëherë drejt veriut, në kurriz të provincës së Dardanisë.[2]

Me Maqedoninë e vjetër, lidhen vetëm shqiptarët. Emri Maqedoni nuk është me prejardhje sllave në masën që nuk ka origjinë greke. Personazhi eponim i Maqedonisë, Maqedoni (emrin e të cilit e mban Maqedonia) është bir i "Ilirit Lykaon"). (p. Grimal, 1951), pra bir i pellazgëve, emrin e të cilit mban populli pellazg.

Ajo që bie në sy, sipas të gjitha burimeve të mitologjisë greke, pellazgët nuk kanë kurrfarë lidhje etnike me helenët apo me ndonjë popull tjetër. Kurse ilirët lidhen aq shumë etnikisht me pellazgët, sa disa autor marrin shpesh pellazgët për ilirë, ose anasjelltas.

Grekët e parë, kur erdhën në Ballkan (shek. XVIII-XVII para e. s.), e kanë gjetur vendin të banuar nga popujt joindoevropian, të mbizotëruar nga pellazgët. Emrat e qyteteve si Athina, Teba, etj., dhe toponime tjera të Maqedonisë, si dhe të krahinës që më vonë ka marrë emrin Heladë, apo Greqi, shpjegohen jo vetëm me mitologjinë dhe letërsinë e Greqisë së vjetër, por edhe me mitologë, mitografë dhe historianë modern.

Sipas albanologëve të mëdhenj, ndër të cilët shquhen Taul Kretschmer, Norbert Jokl dhe Eqrem Çabej, etj; Maqedonia bën pjesë në territorin e formimit të gjuhës shqipe. Ndër burimet e pakta historike mund të zgjerohet rrethi i të dhënave të duhura me të dhënat toponimike.

Ndryshimi më i dukshëm ndër popujt e Maqedonisë vihet re mes shqiptarëve dhe sllavëve maqedonas: ndërsa të parët

---

[2] Grup autorësh, punimi i Kristo Frashërit, *Maqedonia Shqiptare në dritën e teksteve dhe dokumenteve historike,* vëllimi parë, Tetovë, 2009, fq.27-28

gëzojnë lidhje etnike me pellazgët, të cilët kanë populluar Maqedoninë që në mijëvjeçarin e tretë p.e.s., sllavët janë dukur në veri të Rumanisë dhe të Hungarisë në shek. VI-VII p.e.s., dhe kanë zbritur pas disa shekujsh deri në Maqedoni.[3]

Shqipja qe gjuha amtare e Aleksandërit të Madh që pushtoi botën dhe e Pirros së Epirit, një nga gjeneralët më të mëdhenj që përmend historia, përballues i fundit i ushtrive pushtuese Romake. Një tragjedi, përtej përfytyrimit të tragjedisë, është kjo që një racë e vjetër dhe e fortë erdhi në një gjendje kaq të keqe dhe mizore, gjë e cila shihet si skandal i qytetërimit Evropian. Nuk është për çudi që otomanët nuk lejuan ndonjë gërmim në tokën Shqiptare, sepse ajo mund t'i sillte ndërmend këtij populli lulëzimin e parë.[4]

Me pushtimin e Ballkanit nga Perandoria Osmane ndryshoi edhe harta etnografike e Maqedonisë. Shqiptarët në rreth 70% përqafuan islamin, ndërsa ata shqiptar që mbetën ortodoks dhe katolik mbetën në mëshirën e fatit përballë shtypjeve për asimilim nga grekët dhe sllavët. Turqia Osmane iu dha shumë të drejta grekëve, serbëve, bullgarëve, vllehve, hebrenjve, të cilët i përkisnin besimit fetar ortodoks. Ata gëzonin të drejtën e shkollimit në gjuhët e tyre amtare dhe të drejtën e gjuhës në kishë, vetëm shqiptarëve nuk iu dha e drejta e hapjes qoftë të ndonjë shkolle në gjuhën shqipe edhe pse ata ishin ushtarë të denjë të Perandorisë Osmane.

Rritja e nacionalizmit Evropian të shek. XVIII, çoi në zgjerimin e Greqisë së Madhe në Maqedoni (Megali Idhea). Shtylla kryesore e saj gjatë shekujve të sundimit osman ishte popullsia greke në Maqedoninë Jugore. Nën ndikimin e shkollave greke dhe Patriarkanës së Stambollit (Kostandinopojës), grekët filluan asimilimin e ortodoksëve sllavë, shqiptarë dhe vllehve në territoret urbane duke ushqyer

---

[3] Po aty, punimi i Arsim Spahiut, fq.47-49
[4] George Fred Williams, *Shqiptarët*, Tiranë, 1934, Fq.6

tek këta të qenit qytetar me kulturë greke. Gjuha greke u bë një simbol i qytetërimit dhe mjeti themelor i komunikimit ndërmjet ortodoksëve. Procesi i greqizmit ishte përforcuar gjithnjë e më shumë pas heqjes së Kryepeshkopatës Bullgare të Ohrit në vitin 1767. Megjithatë varfëria e fshatarësisë ortodokse dhe mungesa e udhëzimeve të përshtatshme në fshatrat e Maqedonisë u shmang mundësia e greqizmit të plotë të këtij rajoni.

Gjatë katër shekujve të parë të sundimit osman, sllavët në Maqedoni vazhdonin ta quanin veten bullgarë dhe u përshkruan si të tillë nga historianët osmanë. Gjuha sllave u ruajt në mjediset e disa manastireve duke qëndruar e pathyeshme përballë propagandës fetare ortodokse grek. Epërsia e bullgarizimit të Maqedonisë filloi pas themelimit të Patriarkanës bullgare më 1870.

Procesi i greqizmit në fillim të shek. XIX, kishte prekur vetëm një pjesë të kufizuar të popullsisë. Rilindja Bullgare në mesin e shek. XIX ishte shumë e shkurtër për të formuar një ndërgjegje të plotë bullgare përballë përfitimeve financiare të dhënë nga propaganda greke dhe serbe. Shpeshherë fshatra të tëra e ndryshonin kombësinë dhe shtetësinë e tyre në greke, serbe dhe bullgare në pak vite.

Shqetësimet për Maqedoninë dhe banorët e saj, u shfaqën dukshëm nga sllavët pas afrimit të marrëdhënieve midis Rusisë e Serbisë dhe pas fillimit të rilindjes kombëtare bullgare. Tendencat e dy qeverive, bullgare dhe serbe, u përplasën mbi terrenin perëndim-verilindje të asaj që ata e quanin Maqedoni, domethënë në krahinat lindore dhe verilindore të Shqipërisë. Pra, fronti i një lufte gjithnjë e më të ashpër sapo kishte filluar, e shoqëruar me propagandë, literaturë dhe etnografi të Maqedonisë.

Nga fundi i shek. XIX Greqia, Serbia dhe Bullgaria financonin njerëz të cilët merreshin për të përpunuar të dhëna rreth gjetjeve të rrugëve nga do të kalonte ushtria, fshatrat,

numrin e banorëve, etninë dhe besimin fetar të tyre. Pra, parapërgatitje të terrenit për luftën që do ti shpallej Perandorisë Osmane me qëllim për zgjerimin e territoreve të tyre në të ardhmen. Këta misionar mundoheshin që të ulnin numrin e popullsive të tjera dhe të rritnin numrin e popullsisë së tyre, pra gara për të paraqitur sa më shumë banorë të etnisë serbe, bullgare dhe greke sapo kishte nisur.

Në vitin 1878, Rusia pushtoi Turqinë dhe ndaloi në dyert e Stambollit. Traktati i Shën Stefanit u bë në mes të dy ndërluftuesve, e me të cilin mjeshtërisht Rusia, për të mirën dhe përdorimin e vet krijoi një shtet të madh bullgar, që nga ana Jugore do të shtrihej deri në detin Egje duke përfshirë edhe portin e Selanikut. Kjo shkaktoi mbledhjen e shpejtë të fuqive Evropiane të cilët bënë traktatin e Berlinit. Ky traktat ndaloi formimin e shtetit Bullgar të projektuar nga Rusia dhe vuri në heshtje kërkesat e saja për të pasur një port në detin Mesdhe.

Bullgarët, duke parë që nuk mund ta gllabëronin direkt Maqedoninë, i dhanë përparësi tendencës së shkëputjes dhe të autonomisë në mjedisin maqedonas dhe veçanërisht sllav-folës. Të njëjtën gjë bënë edhe serbët, me shpresë se duke u bërë autonome Maqedonia, dhe duke u caktuar si gjuhë zotëruese, idioma e saj, ai shtet autonom apo i pavarur që do të krijohej, shpejtë a vonë do të ishte nën ndikimin e madje nën zotërimin e tyre. Sipas tyre, e rëndësishme ishte të mos i bashkohej Greqisë, sepse në këtë rast nuk do kishte asnjë shpresë për ndonjë dalje në Egje dhe në Mesdhe.[5]

Serbia, Rumania dhe Mali i Zi u shpallën shtete të pavarura. Një hartë e kohës së atyre viteve tregon se traktati e la një copë të Ballkanit akoma nën sundimin turk, e cila shtrihej prej Adriatikut deri në Stamboll dhe përmblidhte Bosforin, Selanikun, Maqedoninë dhe Shqipërinë. Skllavëria dhe robëria

[5] Aristidh Kola, *Greqia në Kurthin e Serbëve të Millosheviçit*, Fier, 1998, fq.33

e të shkretës Shqipëri nuk u bisedua, kjo ishte viktima e parimit të kësaj diplomacie të Evropës.[6]

Vendimi për të lënë Maqedoninë Berlinit brenda kufijve të Perandorisë Osmane në Kongresin e u kthyen shpejt në zonën e kontestit mes Serbisë, Greqisë dhe Bullgarisë. Lufta e pamëshirshme, e qasjeve propagandistike nxitën më shumë dhunën dhe pamundësinë e fuqive të mëdha për të siguruar një zgjidhje të kënaqshme dhe përfundimtare për territorin e Maqedonisë, ndryshe nga shumica e territoreve të diskutueshme të cilat u zgjidhën përfundimisht.

Maqedonia ishte një çështje e bindjeve politike dhe përfitimeve financiare, të asaj që u konsiderua si politikisht korrekte në kohë të caktuar. Shumë diplomatë dhe udhëtarët rusë e perëndimore kanë përcaktuar si maqedonas banorët sllav-folës, por duke shënuar se iu mungon një ndërgjegje kombëtare e përshtatshme.

Revista “National Geographic Magazine”, e nëntorit 1912 do të shkruante për çështjen e Maqedonisë dhe popujt e saj. Luigi Villari, në këtë revistë do të shkruante “*Sikur popullsia e Maqedonisë të kish qenë homogjene, problemi i Maqedonisë do të ishte zgjidhur shumë kohë më parë, por përzierja e racave ka qenë një karakteristikë e dukshme e Gadishullit Ballkanik, dhe asnjë pjesë e saj nuk është më shumë se në Maqedoni. Maqedonia përbëhet nga tre vilajete; ai i Selanikut, Manastirit dhe Kosovës, dhe çështja maqedonase i referohet këtyre krahinave*“.[7]

Në fillim të shek. XX, shtetet kombëtare të Bullgarisë, Serbisë dhe Greqisë luftonin për kontrollin mbi Maqedoninë, e cila asaj kohe ende ishte pjesë e territorit të Perandorisë Osmane. Pas pak kohe, këto shtete nisën Luftën e Parë

[6] George Fred Williams, *Shqiptarët*, Tiranë, 1934, fq.10

[7] *The National Geographic Magazine*, Washington, Novembre, 1912, fq.1118

Ballkanike (1912 -1913), duke e ndarë territorin e Perandorisë Osmane të Maqedonisë ndërmjet tyre. Maqedonia e Vardarit i takoi Serbisë, e Pirinit Bullgarisë, kurse e Egjeut i takoi Greqisë. E pakënaqur nga kjo ndarje, Bullgaria e shkaktoi, por edhe e humbi Luftën e Dytë Ballkanike (1913). Pas këtyre luftërave Bullgaria mundi të fitojë territoret e pjesës së Maqedonisë së Pirinit, por ajo humbi pjesët e Maqedonisë greke dhe të Trakisë që banoheshin në shekuj nga një popullsi e konsiderueshme bullgare.

Nga Marrëveshja e Bukureshtit Greqia doli e fituar sepse ajo bëri spastrimet etnike duke masakruar dhe larguar nga shtëpitë e tyre bullgarët, shqiptarët dhe myslimanët osman nga pjesa e Maqedonisë greke. Ajo përfitoi qytetin e Follorinës që njihej si qendër e banuar me popullsi bullgare dhe qytetin e Kosturit që njihej si qytet që banohej në shumicë nga shqiptarët. Qindra fshatra humbën identitetin e tyre duke iu ndërruar emrat dhe duke sjellë banorë të rinj nga Azia e Vogël. Greqia përfitoi edhe pjesën e Epirit shqiptar, Çamërinë, krahinë kjo historikisht e banuar nga një shumicë e popullsisë shqiptare myslimane dhe ortodokse.

Serbia përfitoi territore që banoheshin historikisht nga bullgarët dhe shqiptarët, serbët mundën të merrnin si plaçkë lufte qytetet e Manastirit, Ohrit, Strugës, Kërçovës, Dibrën, Shkupin dhe Prishtinë. Pas disa vitesh nga këto territore ata do të themelonin Republikën e Maqedonisë e cila prej shumë vitesh është bërë një problem ndërkombëtar midis Greqisë dhe sllavëve të kësaj republike për ekskluzivitetin etnik dhe historik të maqedonasve të lashtë.

Përpjekjet serbe në fillim të shek. XX vazhdonin propagandën dhe në veçanti puna e Jovan Cvijiç, kishte arritur të ushqente në mënyrë të vendosur konceptin e sllavëve maqedonas në opinionin publik Evropian dhe emri sllavo-maqedonas gjeti përdorim të gjerë në ato vite. Por edhe

bullgarët nuk kishin mbetur mbrapa me propagandën e tyre për popullsinë bullgare në Maqedoni. Studiuesit pro-bullgarë si H. Brailsford dhe N. Forbes argumentonin se sllavo-maqedonasit për nga kultura dhe gjuha janë bullgarë dhe jo serb.

Studiuesit sllavë dhe grekë që u morën me etnografinë e popullsisë së Maqedonisë Gjeografike të Perandorisë Osmane në shpërbërje nga viti 1880 e deri në përfundimin e luftërave Ballkanike dhe të Luftës së Parë Botërore, kanë përdorur haptazi trukun e vjetër duke i njësuar me vetëdije shqiptarët myslimanë si turq, ndërsa shqiptarët e krishterë si grek. Kjo metodë ishte mjaft e njohur për ato vite në Ballkan dhe qëllimi për ti identifikuar shqiptarët mysliman si turq kishte synim të përhap tezën se shqiptarët janë të huaj në Ballkan, ata janë të ardhur nga Azia, vend në të cilin duhet të kthehen përsëri pas shpërbërjes së Perandorisë Osmane. Ndërsa shqiptarëve ortodoks u mbetej vetëm rruga e asimilim në grek ose sllavë për të mbijetuar. Teoria që shqiptarët mysliman duhen përzënë për në Turqi deri diku u zbatua hapur në terren me nënshkrimin e Traktatit të Lozanës më 30 janar 1923, për shkëmbimin e popullsisë greke dhe turke, dhe kundrejt deklaratës së delegatit grek i cili tha se Greqia nuk kishte qëllim të kryente ndonjë shkëmbim të myslimanëve me prejardhje shqiptare që banonin në një rajon të papërcaktuar, mijëra shqiptar mysliman përfunduan dhunshëm në Turqi.

Më 17 dhjetor,(1923) Blinishti, shefi i sekretariatit të përhershëm shqiptar të akredituar në Gjenevë, tha para Këshillit të lidhjes së Kombeve se prona e shqiptarëve myslimanë ishte konfiskuar, të korrat qenë rekuizuar, atyre u ishte ndaluar ta mbillnin drithin e tyre apo të shisnin a të jepnin me qira pronën e vet. Për të penguar konfiskimin e saj, refugjatët grekë ishin vendosur në shtëpitë e tyre dhe e drejta e votimit u ishte hequr. Prandaj Këshilli i Lidhjes së Kombeve vendosi të tërhiqte vëmendjen e Komisionit të Përbashkët mbi Shkëmbimin e

Popullsive Greke dhe Turke, duke kërkuar që ai të dëgjonte çdo dëshmi që qeveria shqiptare mund të dëshironte të paraqiste para tij.

Grekët, ishin të etur ta hiqnin qafe pakicën shqiptare myslimane, brenda kufijve të tyre - elementin shqiptar të krishterë, ajo do ta asimilonte në njëfarë shkalle në mënyrë që pretendimet e Shqipërisë për territorin shqiptar që ajo kishte marrë më 1913 mund të binin në heshtje. Turqia, që e kishte përkrahur shkëmbimin, ishte e etur të rimëkëmbte popullsinë e saj, të pakësuar nga lufta me Greqinë, dhe nuk pritej që ajo të refuzonte myslimanët, për më tepër, prona që ata linin pas, u bë një pasuri në llogari të saj me Greqinë.[8]

Komisioni i Lozanës përbëhej nga një grek, një turk dhe një asnjanës i cili mashtrohej shpeshherë nga dy anëtarët e komisionit. Kështu, qeveria shqiptare duke parë padrejtësitë për shkëmbimin e popullsisë shqiptare myslimane në grupin e popullsisë së shkëmbyeshme i bënte thirrje Këshillit të Lidhjes së Kombeve për futjen e një përfaqësuesi shqiptar në Komision. Kjo kërkesë nuk u morr parasysh dhe Greqia arriti të dëbojnë mijëra shqiptar mysliman nga shtëpitë e tyre për në Turqi.

Pak vite më vonë, më 1938, Turqia do të nënshkruante me mbretërinë e Jugosllavisë Konventën për dëbimin e shqiptarëve mysliman nga kjo mbretëri për në Turqi. Ata ranë dakord gjatë viteve të zhvendosen 40 mijë familje shqiptare nga Kosova, Maqedonia dhe Mali i Zi në zona të zbrazëta të Anadollit.

Si pasoja të pastrimit etnik afatgjatë dhe kolonizimit të hapësirave shqiptare në Ballkan, ka ardhur deri në ndryshime të rëndësishme në strukturën etnike të popullatës. Për shkak të zbatimit të masave të dhunës të grupeve etnike ndër vite raportet e etnive mbeten të tensionuara, veçanërisht ndërmjet vendaseve shqiptarë dhe kolonialistëve sllavë, serbë, malazezë,

---

[8] Joseph Swire, *Shqipëria, Ngritja e një Mbretërie*, Tiranë, 2005, fq.330-331

sllavo-maqedonas, që sollën deri në luftërat ndër etnike në vitin 1999 në Kosovë, 2000 Medvegjë-Bujanoc-Preshevë dhe 2001, në Republikën e Maqedonisë.

# KAPTINA I

# ORIGJINA ILIRE - SHQIPTARE E ALEKSANDËRIT TË MADH

Emri i Aleksandërit të Madh ende vazhdon të krijojë turbullira politike edhe sot, këtu e dymijë e dyqind vjet nga vdekja e tij duke bërë që politikat e vendeve të ndryshme të varen shpeshherë nga lavdia dhe emri i tij për ta privatizuar.
A ishte grek Aleksandri? Çfarë e lidhte atë, mbretin e Maqedonisë Antike me shqiptarët dhe grekët?

Disa pseudo historianë të fqinjëve tanë të afërt dhe të largët pretendojnë që Leka i Madh nuk ka prejardhje shqiptare. Por historianët e lashtë kanë lënë shënime që tregojnë se Aleksandri i Madh ishte i biri i mbretit të Maqedonisë Filipi II dhe i Olimbisë, një princeshë Ilire, e bija e mbretit të Epirit Neoptolemi I.

Shumë shkrues të historisë Antike ndër ta edhe babai i historisë greke Herodoti dhe Tukidi na lajmërojnë se Pellazgët (shqiptarët) janë popull para grekëve "proelinioi".

## Filipi II

Filipi lindi në vitin 382 para K., nga një baba maqedonas dhe nënë ilire e cila quhej Euridikë nga fisi ilir i Lynkestëve. Lynkestët ishin ilirë, këtë na e dëshmojnë studiuesit dhe historianët antikë si: Livi, Plini, Straboini, Ptolemeu, etj.

Ilirët, Lynkestë, banoni përreth liqenit të Ohrit dhe kryeqytet kishin Manastirin e sotëm. Pra, vetë Filipi ishte gjysmë maqedonas dhe gjysmë ilir. Pas vdekjes së babait Amynta, Euridikja e dërgon Filipin në Iliri tek Lynkestët,dhe më tej në Tebë. Filipi pas disa vitesh bëhet mbret i Maqedonisë më 359 p. K. Filipi u martua me iliren Olimbi dhe nga kjo martesë do të lindte Kleopatra, Kynëna dhe Aleksandri, që do bëhej legjendë, një emër i madh që shpeshherë ndrit dhe shpeshherë errëson historinë e tij.

Filipi me të hipur në frontin e maqedonasve nënshtroi fisin e nënës së tij Lynkestët të cilët kishin udhëhequr politikën e maqedonasve. Më tej Filipi i drejtoi synimet e tij për të spastruar territoret e Maqedonisë nga kolonët grekë. Ai shtiu në dorë Selanikun, Trakinë, Skithinë, etj; duke zhdukur mbi 200 koloni greke.

Pasi Filipi pushtoi të tërë Greqinë, Demosteni i cili ishte oratori më i madh grek i quajtur edhe mbrojtësi i grekëve kundra maqedonasve në ligjëratën e tij të titulluar "FILIPIKA e Tretë" thotë: "**Filipi, jo vetëm që nuk është grek, edhe asnjë lidhje nuk ka farefis me grekët, por ai është një murtajë e ndyrë e Maqedonisë...**". Ndërsa Straboni shkruan: "**Maqedonasit janë quajtur si Paion**". Por nga historia kemi mësuar se në të vërtetë Paionët ishin ilirë[9].

Një nga dashnoret e Filipit e akuzoi Olimbinë se Aleksandri nuk ishte djalë i Filipit por, Olimbia e kishte me Amonin. Amoni ishte një gjarpër. Olimbia u fye rëndë nga kjo akuzë. Pasi Filipi e ndau Olimbinë, ajo bashkë me Aleksandërin shkuan për disa kohë të jetojnë në mbretërinë e Lynkestëve. Atëherë Filipi i shpalli luftë Lynkestëve, por gjatë betejës ai desh u vra. Më tej Filipi kërkoi që Aleksandri të kthehej në Maqedoni, por Aleksandri këmbëngulës dhe kokë shkëmb i vuri kusht që të kthehej edhe nëna e tij Olimbia dhe të

[9] Elena Kocaqi, *Roli Pellazgo-Ilir...*, Tiranë, 2007, fq.63

respektohej si mbretëreshë. Filipi e pranoi kushtin. Ai për tu afruar me fisin ilir të Olimbisë kërkoi që vajza e tij Kleopatra të martohej me mbretin e Epirit vëllanë e Olimbisë. Gjatë dasmës, Aleksandri në bashkëpunim me nënën e tij dhanë urdhër që Filipi të vritej. Gjatë dasmës një ushtar maqedonas i afrohet Filipit dhe i ngul thikën në zemër duke e lënë te vdekur në vend atë. Me ngjitjen e Aleksandërit në frontin e maqedonasve Olimbia e vret gruan e re të Filipit bashkë me fëmijët e saj.

**Olimbia**

Gruaja e Filipit dhe nëna e Aleksandrit të Madh Olimbia, vinte nga fisi i Ilirëve të Epirotëve. Olimbia ishte stërmbesë e mbretit të Mirmidonëve, Akilit, i cili u vra në luftën e Trojës. Pra Olimbia ishte e bija e mbretit të Epirit Neoptolemi I, i cili rridhte nga fisi i Pirro Neoptolemi, djali i Akilit. Pirro Neoptolemi pas luftës së Trojës u vendos në Toskëri duke themeluar mbretërinë e Epirit. Pirro Neoptolemi është stërgjyshi i Pirros së Madh që luftoi deri në Romë në shekullin III, përpara Krishtit. Olimbia dhe Pirro janë kushërinj të parë. Emri i vërtetë i Olimbisë ishte Mirtal, pra edhe kjo një fjalë shqipe e përbërë nga MIR-DAL. Në gjuhën shqipe shpesh herë shkronja T ngatërrohet me D, sikurse S me Z, P me B, etj. Më vonë Mirtali u quajt Olimbi, emër që ia vuri vetë Filipi. (Kjo fjalë rrjedh nga gjuha shqipe të cilën do ta shpjegojmë më poshtë). Olimbia ishte shumë e bukur me flokë të verdha, të dredhura e të gjata. Bukurisë së Olimbisë nuk i rezistoi Filipi i cila e la gruan e tij të parë që ishte ilire dhe quhej Audata.
Siç duket bukuria e veçantë, zgjuarsia e Mirtalisë ka bërë që më tej ajo të thirrej me emrin madhështor Olimbi.

Olimbia është një emër shqiptar që përbëhet nga bashkimi i fjalëve pellazge OLI dhe MBI[10]. OLI do të thotë: *TË GJITHË* dhe MBI, *MBI-SIPËR*. Emri OLIMBI është një emër që tregon madhështi. Lojërat më të mëdha në botë quhen Lojërat OLIMBIKE, mali më i lartë në Greqi quhet Mali i OLIMBIT. Pra, emri Olimbi ka kuptimin e madhështisë "MBI TË GJITHË".

Sot gjuhëtarët shqiptar e ngatërrojnë fjalën Olimbi me Olimpi. Fjala OLIMBI në greqisht shkruhet OLIMBI dhe shqiptohet OLIMBI. Shkronja MP në greqisht është B dhe kur ndodhen midis dy zanoreve shqiptohet MB. Gjuhëtarët shqiptar kanë bërë deri më sot transkriptim të fjalës greke OLIMBI, duke bërë që kjo fjalë të humbi kuptimin e saj që rrjedh nga gjuha shqipe (pellazge). Gjuhëtarët tanë me dashje ose pa dashje kanë bërë shumë gabime në disa fjalë shqipe duke i quajtur si fjalë të ardhura nga greqishtja, sllavishtja, latinishtja, etj. Por po të studiohet më thellë do kuptojmë se kemi fjalë të gjuhës shqipe të përvetësuara nga gjuhët e tjera.

## Aleksandri i Madh

Plutarku për Aleksandërin e Madh shkruan se ai ishte biond, me një përskuqje të lehtë në faqe dhe në gjoks. Dua të shtoj se edhe Pirro i ynë i Epirit kishte një përskuqje në të tërë fytyrën e tij. Aleksandri nga pamja e jashtme i ngjante nënës së tij Olimbisë dhe dajallarëve që ishin nga fisi ilir i Epirit.

Filipi për të mësuar Aleksandërin në edukimin e tij mori dy mësues Leonidhën që ishte kushëri me Olimbinë dhe Lisimakun edhe ky nga krahina e Dodonës Pellazge.[11] Pra siç del nga historia me edukimin e Aleksandërit u morën dy

[10] *ALBANIA*, Tiranë, 24 Janar, 2007

[11] Edwin Jacques, *Shqiptarët*, Tiranë, 1996, fq.105

mësues ilirë. Më vonë Filipi solli edhe Stagjire me prejardhje shqiptare[12] i njohur me emrin Aristoteli, një filozof i zoti nga Selaniku, për ti mësuar Aleksandërit gjuhën greke, letërsinë e tyre, por edhe traditat dhe historitë e popujve të Azisë me qëllim që të njihte vendet që do të pushtonte pas disa vitesh.

Në moshën 18 vjeçare Aleksandri në krye të 2.000 kalorësve mposhti ushtrinë e Athinës. Mbas vrasjes së Filipit, Aleksandri në moshën 20 vjeçare bëhet mbret i Maqedonisë dhe i Greqisë në një moshë të re në verën e vitit 336 p. K. Në vjeshtën e vitit 335 para K. Aleksandri i Madh u kthye në Pellë për të përgatitur planin e tij të madh për të pushtuar Azinë dhe të shkatërronte perandorinë Perse. Gjatë udhëtimit të tij për në Azi bëri edhe një ndalesë të vogël në bregdetin e Trojës që tashmë ishte shkatërruar e tëra nga lufta dhjetëvjeçare midis Trojanëve dhe Akejve. Kur mbërriti në Trojë Aleksandri u mallëngjye. Librin më të dashur ai kishte ILIADËN dhe nëpërmjet saj kishte mësuar për Trojën dhe luftën e saj. Gjatë vizitës në Trojën e shkatërruar Aleksandri bëri fli në kujtim të mbretit të pafat të Trojanëve Priamit të cilin e kishte vrarë djali i Akilit, Pirroja. Por nga heronjtë e luftës së Trojës ai adhuronte Akilin, mbretin e Mirmidonëve që e kishte stërgjysh nga nëna.

Ishte mëngjesi i 3 qershorit ët vitit 323 p. K., kur Aleksandri ndjeu se kishte zjarrmi të brendshme, pasi bëri një banjë ai u shtri përsëri në gjumë. Kur u zgjua thirri të gjithë gjeneralët për planin e betejës, por pa se vetë ishte i pamundur. Për disa ditë rënkoi në shtrat nga temperatura e lartë dhe më 13 qershor vdiq në krevat i sëmurë. Kështu, mbreti i Maqedonisë që kishte mposhtur në fillim Greqinë dhe i kishte marrë emrin nuk mundi të realizonte ëndrrën e tij për të pushtuar tërë botën. Ai për dhjet vjet pushtoi pjesën më të madhe të saj, ndërsa stërgjyshit të tij Akilit me aleatë iu deshën dhjetë vite për të mposhtur Trojanët me dredhi.

[12] Robert d'Angely, *Enigma*, Tiranë, 1998, fq.244

Aleksandri vdiq, por mbeti gjallë emri, legjenda e tij. Lavdia e tij ndriçon e herë errëson dhe krijon probleme, dymijë e dyqind vjet pas vdekjes së tij

Sipas disa studiuesve të huaj Aleksandri i madhe quhej Meryamun Aleksandri, këtë mendim studiuesit e mbështesin në një mbishkrim që është gjetur në Egjipt.

Aty në një citim thuhej: "Meryamun setepenra Aleksandros".[13] Kjo është një dëshmi që tregon se emri Aleksandër është i mëvonshëm, ose më mirë të themi që është Nofk. Shpesh herë duhet të na punojë logjika e thjeshtë për të mësuar shumë të fshehta të njerëzve në kohën antike. Po ta ndajmë emrin ALEKSANDËR në tre pjesë do të lexojmë tre fjalë, A-LEKS-ANDËR, që do të thotë: A është fjala e sotme shqipe ËSHTË, LEKS që është emri LEK dhe ANDRA është një fjalë e vjetër pellazge që e përdorin ende shqiptarët, dhe do të thotë Ëndërr. Pra, emri ALEKSANDËR mund të shpjegohet LEKA ËSHTË NË ËNDËRR. Dhe me të vërtetë Leka ishte burrë i madh që mbeti në historinë e botës për të realizuar ëndrrat që ai shihte në gjumë, ky fakt përmendet nga disa shkrimtar dhe historian. Sot shqiptarët emrin Aleksandër e kanë në disa variante si: LEK, ALEKS, SANDRI, LEKSANDËR. Shqiptarët në Itali - arbëreshët dhe në Greqi - arvanitasit në vend të emrit Aleksandër përdornin Leksandër. Duhet të dimë që në kohët e lashta njerëzit shpeshherë e humbnin emrin e pagëzimit dhe thirreshin me Llagapet ose Nofkë. Më vonë Llagapet dhe Nofkat u bënë mbiemrat e familjeve. Janë me qindra shqiptarë që i pagëzojnë fëmijët me emrin Andra. Në Greqi ndodhet një ishull që quhet ANDRA. Gjatë një studimi që kam botuar në vitin 2001 për këtë ishull kam zbuluar se ai banohej që në shekullin e XII nga shqiptarët. Sot ishulli Andra banohet nga 70% e popullsisë greke që flet në familje gjuhën shqipe, pra

---

[13] Elena Kocaqi, *Albanët me famë në mijëvjeçarë*, Tiranë, 2006, fq.93

nga shqiptarë që njihen me emrin arvanitas. Ishulli ANDRA[14] ka 27 fshatra shqipfolës, toponimet, dhe mbiemrat e familjeve janë të kuptimit të gjuhës shqipe. Emri ALEKSANDËR, pra mund të shpjegohet vetëm në gjuhën shqipe.

## Elementët që tregojnë origjinën ilire-shqiptare të Aleksandërit të Madh

1. Më lartë kemi sjellë origjinat familjare të Filipit dhe Olimbisë që vijnë nga fiset ilire. Filipi ishte lindur nga një nënë ilire dhe Olimbia nënën dhe babain e kishte ilir. Shkencërisht ALEKSANDRI I MADH është Ilir, duke pasur parasysh se logjika na shpie se nëna është ajo që përcakton babanë e fëmijës. Pra, Filipi ishte djali i Euridikës që vinte nga fisi ilir i Lynkestëve dhe për Aleksandërin kemi të sigurt që ishte djali i ilires Olimbia, që ishte nga fisi ilir i Epirotëve.

2. Nga pamja e jashtme dhe karakteri Aleksandri i ngjante Olimbisë, kishin të përbashkët ngjyrën e flokëve, bukurinë e fytyrës, ambicien, zgjuarsinë, etj.

3. Emri i pagëzimit të Aleksandërit ishte Meryamun, një emër që zbërthehet në gjuhën shqipe të dialektit gegë, MER-JAM-UN. Sot disa fshatra shqiptar në Maqedoni ende thonë: MER JAM UN, që në gjuhën e njësuar është MIR JAM UNË.

4. Emri i njohur botërisht nga bëmat e Miriamun ishte Aleksandër që siç e shpjeguam më lartë ka kuptim vetëm në gjuhën shqipe.

5. Aleksandri ishte mbajtës i brirëve të Cjapit, shenjë të cilën e kishte mbajtur Pirua, mbreti i Epirit dhe më vonë Skënderbeu, mbreti i Epirit dhe Arbërisë.

---

[14] Τιτοσ Π. Γιοχαλας, *ΑΝΔΡΟΣ*, Αθηνα, 2000

6. Gjuha që u fliste Aleksandri miqve të tij ishte ilirishtja e dialektit gegë të Maqedonisë. Aleksandri greqishten e mësoi nga Aristoteli.

7. Në vitin 1925, Republika e Shqipërisë nën drejtimin e Ahmet Zogut, monedhën shtetërore e quajti me emrin LEK për nder të Aleksandërit të Madh. Dhe në faqet e monedhës shqiptare LEK pasqyroheshin figurat e Aleksandërit, Herkulit, Akilit, Pirros, etj. Kur shteti shqiptar kishte këto elemente në monedhën e tij në vitin 1925 e deri në vitet 1950, Greqia dhe Republika e Maqedonisë nuk kishin monedhë me këto figura të njohura të historisë së lashtë.




Monedha Lek më pamje të Aleksandrit të Madh, 1926

# KAPTINA II

## TË DHËNA MBI POPULLSINË E PJESËS EVROPIANE TË PERANDORISË OSMANE

Nëse do ti referohemi shënimeve të regjistrimeve të popullsisë që janë bërë nga fillimi i shek.XIX dhe deri në vitet 1920 do të mësojmë se në këtë periudhë kohore më shumë ka patur banorë shqiptar se sa grek, bullgar dhe serb. Për fat të keq sot shqiptarët për nga numri i popullsisë janë më pak në krahasim me popujt e tjerë si grekët, serbët dhe bullgarët. Siç do vërehet, evropianët, janë më afër realitetit për regjistrimin e banorëve me kombësi shqiptare se sa grekët, bullgarët dhe serbët të cilët siç e kemi thënë më lartë mundoheshin që t'i përfshinin në popullsinë turke myslimane dhe greke ortodokse ose të ulnin sa më shumë numrin e vërtetë të shqiptarëve.

Gjeologu austriak Ami Boues me origjinë franceze (1794-1881), është njeriu i parë i përgatitur për kërkime shkencore në hulumtimin e Gadishullit Ballkanik nga 1836-1838. Veprat e tij të shumta për Turqinë Evropiane tregojnë qartë rrugën e kujdesshme në të cilën ai ka hetuar dhe vendet e vizituara prej tij. Në librin: "LA TURQUIE D'EUROP, observations sur la geographie, la geologie, l'histoire naturelle, etj", jep të dhëna se në pjesën e Perandorisë Osmane të Evropës jetonin 1.600.000 shqiptar, 1.300.000 bullgarë, 1.00.000 grek dhe rreth 1.000.000 serb.[15]

Xavier Heuschling në librin: *"Manuel De Statistuques Ethnographique Universelle",* të botuar në Bruksel më 1847,

[15] Ami Boue, *La Turquie d'Europe; observations sur la geographie, la geologie, l'histoire naturelle, etj.*, Paris, 1840, fq.32

shkruan se në Perandorinë Osmane të Evropës jetonin 1.600.000 shqiptar të krishterë, 1.180.000 grek ortodoks, 900.000 serb dhe 6.000.000 sllavë të krishterë dhe myslimanë (ku janë përfshirë, serbët, bullgarët, boshnjakët, pra popujt sllavë).[16]

Më 1861, Adolphe Joanne dhe Emile Isambert në librin, "Itineraire De L'Orient", shkruajnë që Perandoria Osmane në Evropë kishte 15.000.000 banorë, nga këta 3.000.000 bullgarë, 1.400.000 shqiptar, 1.004.000 serb dhe 975.000 grek.[17]

Guilaume Lejean (1828-1871), ishte publicist dhe diplomat francez. Me urdhër të qeverisë franceze udhëtoi dy herë në Evropën e Turqisë më 1857-1858 dhe 1867-1869, por vdekja e parakohshme bëri që puna e tij e rëndësishme gjeografike dhe etnologjike të mbeten përgjysmë. Ai kishte arritur që në vitin 1861 të botonte në gjuhën franceze dhe gjermane librin: "ETHNOGRAPHIE de la TURQUIE D'EUROP", dhe shkruan se në Turqinë Evropiane jetojnë: 990.000 grek dhe 1.309.302 shqiptar.[18]

Richard Robert Madden (1798-1886) ishte irlandez, i cili në librin e tij
"The Turkish Empire: In Its Relations with Christianity and Civilization" të botuar në Londër më 1862, na sjellë të dhëna të popullsisë të vitit 1844. Këto të dhëna statistike (të përpiluar nga Baroni de Reden) na rezulton se shqiptarët ishin populli më i madh në Ballkan me 3.900.000 banorë.[19]

---

[16] Xavier Heuschling, *MANUEL DE STATISTIQUES ETHNOGRAPHIQUE UNIVERSELLE*, Bruxelles, 1847, fq.149-150

[17] Adolphe Joanne, Emile Isambert, *ITINERAIRE DE L'ORIENT*, Paris, 1861, fq.313

[18] G. Lejean, *ETHNOGRAPHIE DE LA TURQUIE D'EUROP*, 1861, fq.15, 17

[19] Richard Robert Madden, "*The Turkish Empire: In Its Relations with Christianity and Civilization",* Londër, 1862, fq.522

J. Lewis Farley (1823–1885), në vitin 1860 u caktua drejtor i përgjithshëm i Bankës Shtetërore të Turqisë në Stamboll. Ai bëri karrierë në Perandorinë Osmane si diplomat dhe ishte anëtar i Shoqërisë Statistikore të Londrës. Më 1863 anglezi Farley botoi në Londër librin: “THE RESOUCES OF TUREY - PROFITABLE INVESTMENT OF CAPITAL IN THE OTTOMAN EMPIRE”, një libër për zhvillimin e tregtisë midis Britanisë dhe Perandorisë Osmane, ndër të tjera në libër na jep të dhëna rreth popullsisë në këtë perandori. Në Evropë kishte 1.000.000 grek (dhe 1.000.000 grek në Azi), 1.500.000 shqiptar dhe 6.200.000 sllavë ose sllav-folës (ku përfshihen serbët, bullgarët, boshnjakët dhe sllavë të tjerë, A. LL). [20]

Në gazetën greke PANDORA, Qershor të vitit 1869, thuhet se kishte: 3.901.755 grek në Evropë dhe Azi, 80.380 shqiptar në Maqedoni dhe Epir, 914.270 shqiptar në Evropë dhe Azi, 2.689.700 serb dhe bullgarë në Evropë dhe Azi, 130.000 hebrenj në Evropë dhe Azi.[21]

Në librin “Nouvelle Geographie Universelle”, të autorit Elisee Reclus të botuar në Paris më 1875 thuhet se në Turqinë Evropiane ka patur 1.400.000 shqiptarë mysliman, ortodoks dhe katolik, 1.200.00 grek ortodoks, 1.775.000 serbë ortodoks, katolik dhe mysliman, 1.535.000 osman, tartar, dhe 4.500.000 bullgarë ortodoks, katolik dhe mysliman.[22] Ndërsa Vilajeti i Selanikut ku përfshihet një pjesë e Maqedonisë kishte 662.000 banorë dhe Vilajeti i Manastirit ku përfshihet një e Shqipërisë dhe e Maqedonisë kishte 1.500.000 njerëz.[23]

---

[20] J. Lewis Farley, *THE RESOUCES OF TURKEY - PROFITABLE INVESTMENT OF CAPITAL IN THE OTTOMAN EMPIRE,* Londër, 1862, fq.3
[21] *ΠΑΝΔΩΡΑ*, 17 Qershor, Athinë, 1869, fq.112
[22] Elisee Reclus, *Nouvelle Geographie Universelle*, Paris, 1875, fq.238
[23] Po aty, fq.242

Revista bullgare “Extrait Du Courier D’Orinet”, e cila botohej në Stamboll nga viti 1860-1870, si kundërpërgjigje ndaj librit “LES GRECS de L'Empire Ottoman: Etude Statistiques et Ethnographiques”, Constantinople, 1878, i profesorit të gjeografisë në liceun e Stambollit francezi A. Synvet, botuan po atë vit librin “Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique, Extrait du courier d’orinet”. Aty jepen të dhëna për tre Vilajetet e Maqedonisë dhe atë të Andriopole, Manastirit dhe Selanikut. Të dhënat që u botuan nga “Extrait Du Courier D’Orinet”, ishin vetëm për gjininë mashkullore, të marra nga statistikat osmane të tatimit ushtarak (asqerie bedeli) të vitit 1873. Sipas “Extrait Du Courier D’Orinet”, në Vilajetin e Manastirit kishte 50.356 shtëpi ku banonin 40.236 mysliman, 152.534 bullgar, 700 grek, 15.853 vlleh, 6.800 evgjit dhe 3.175 shqiptar. Ndërsa në Vilajetin e Selanikut kishte 107.403 shtëpi ku banonin 68.775 myslimanë, 216.895 bullgar, 24.666 grek, 5.070 vlleh, 40.300 evgjit, 1.670 ciganë, 22.573 pomakë dhe 3.760 të tjerë.[24] Të gjithë të gjinisë mashkullore.

Myslimanët shqiptar janë përfshirë në grupin e myslimanëve, numri i grekëve është ulur, nuk figurojnë fare serbët dhe hebrenjtë. Kjo tregon se edhe ky botim ashtu si botimi i librit të A. Synvet ishte propagandistik në garën midis grekëve dhe bullgarëve për të paraqitur sa më shumë banorë të etnive të tyre në Maqedoninë e atyre viteve.

Joannoy N. Kallostipi (1851-1918), ishte dijetar, gazetar, botues dhe dramaturg grek. Pasi u diplomua në universitetin e Athinës në degën filologji, u dërgua të punojë drejtor shkolle në Kozan dhe Seres. Më tej punoi për disa vite në Ministrinë e Jashtme Greke dhe në atë të arsimit. Në vitin 1886 botoi librin: ”MAQEDONIA - Studime ekonomike,

---

[24] *Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique, Exstrait Du Courrier D’Orient*, Costantinople, 1878, fq.111

gjeografike, historike dhe etnike të Maqedonisë”, ku na jep të dhëna rreth popullsisë së Maqedonisë në fund të shek. XIX. Ai shkruan se: 957.000 ishin grek maqedonas, 467.000 mysliman, 182.500 bullgarë, 69.500 hebrenj, 12.500 vlleh rumunë dhe 1.688.500 ishte popullsia e përgjithshme.[25]

Historiani serb Spiridon Gopsheviç, alias Leo Brenner në librin “Serbia e Vjetër dhe Maqedonia”, më 1890, shkruan se në Maqedoni jetonin: 1.540.500 serb të krishterë, 507.820 serb mysliman, 231.400 turq, 165.620 shqiptar, 201.140 grek, 69.665 vlleh të krishterë, 4.800 vlleh mysliman, 36.600 bullgarë të krishterë, 21.000 bullgarë mysliman, 5.000 hebrenj mysliman, 64.645 hebrenj, 28.730 ciganë dhe 3.500 të tjerë.[26]

Udhëtimin e serbit Gopsheviç për regjistrimin e popullsisë në “Serbinë e Vjetër dhe në Maqedoni” e financoi bullgari Dhimitri Petrov i cili kishte krijuar besim të plotë tek Gopsheviçi si pro-bullgar pasi ky i fundit kishte botuar librin e tij më 1886, “Bullgaria dhe Rumelia Lindore”. Por Spiridon Gopsheviç në librin, “Serbinë e Vjetër dhe në Maqedoni” (Стара Србија и Македонија), të cilin e botoj në Beograd më 1890 na paraqet se në Maqedoninë e asaj kohe jetojnë më shumë serb se sa bullgarë. Ky ishte një zhgënjim i madh për financuesin e Gopsheviçit, bullgarin Dhimirti Petrov.

Kleanthis Nikolaidhis (1858-1938), në librin: “LA MACEDOINI-La Question Macedonienne, Dans L’Antiquite, Au Myen-Age Et Dans La Politique Actuelle”, jep të dhëna për Sanxhakun e Shkupit me një popullsi prej 276.000 banorë. Nga këta 117.781 muhamedanë, 187.134 bullgarë, 9.831 serb, 5.036 grek, 4.208 ciganë, 1.570 judë dhe 898 katolikë. Për Sanxhakun

[25] Ιωάννου Ν. Καλοστύπη, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ ΗΤΟΙ ΜΕΛΕΤΙ-οικονομολογικη, γεωγραφικη, ιστορικη και εθνολογικη της ΜΑΚΕΔΟΝΙΑΣ*, Αθηναισ, 1886, fq.69

[26] Спиридона Гопчевића, *Стара Србија и Македонија,* Београд, 1890, fq.00

e Manastirit (Bitola) shkruan se ka 324.628 banorë, nga këta 169.030 grek, 87.159 bullgar, 63.440 muhamedanë shqiptar dhe turq, 5.000 izraelit. Jep të dhëna edhe për Sanxhakët e Selanikut me 605.469 banorë, Serbia-Koshani me 100.181 banorë, Serresit me 365.395 banorë, Dhrama me 153.400 banorë. Në fund jep shifrën përfundimtare se në tërë Maqedoninë e asaj kohe jetojnë 1.825.082 banorë.[27]

Siç shihet Kleanthis Nikolaidhis jep numër shumë të vogël të banorëve në Maqedoni me kombësi shqiptare. Ai shkruan se shqiptarët i kemi në Manastir, Prespë, Prilep, Kostur, Korçë, Moglena. Më i çuditshëm është fakti se shqiptarët në këto zona janë pakicë në krahasim me grekët. Sipas Nikolaidhit, Korça ka 23.815 grek dhe vetëm 6.050 muhamedan shqiptar dhe turq.

Disa vite më vonë Dr. Kleanthis Nikolaidhis botoi librin: "Faza e fundit e çështjes së Maqedonisë (Die neueste Phase der Macedonischen Frage.)", dhe shkruan se në Maqedoni, në Vilajetin e Selanikut dhe të Manastirit, jetojnë 1.850.000 banorë, nga këta 650.000 grek, 620.000 muhamedanë, 450.000 sllavë, 80.000 judë, 50.000 vlleh. Nga 450.000 sllavë, 250.000 janë serb dhe 200.000 bullgarë.[28]

Studiuesit grek Joannoy N. Kallostipi dhe Kleanthis Nikolaidhis nuk kanë sjellë të dhëna për shqiptarët e krishterë dhe myslimanë në librat e tyre. Si gjithnjë ata kanë përdorur të njëjtën teori që përdorin ndër shekuj grekët për shqiptarët: "shqiptarët ortodoks janë grek dhe shqiptarët mysliman janë turq". Kjo është një sëmundje profesionale e grekëve duke ngatërruar fenë me kombin si në mesjetë, sëmundje e cila

[27] Dr.Cleanthes Nicolaides, *LA MACEDOINI-La Question Macedonienne, Dans L'Antiquite, Au Myen-Age Et Dans La Politique Actuelle*, Berlin, 1899, fq.25-28
[28] Dr.Cleanthes Nicolaides, *Die neueste Phase der Macedonischen Frage*., Berlin 1903, fq.35-36

vazhdon ende të ushqejë lexuesit e tyre edhe në kohët sotme moderne.

Sipas regjistrimit turk të Hilmi Pashës në vitin 1906, në rajonin e Maqedonisë banonin 423.000 mysliman (turq dhe shqiptar, 41.71%), 259.000 grek (27.30%), 178.000 bullgar (18.81%), 13.150 serb (1.39%), dhe 73.000 të tjerë (7.72%).

Profesori i historisë në Universitetin e Aristotelit të Selanikut, Aleksandros Dagas në librin e tij "Periferia e Selanikut në shekullin 20", botuar në Selanik më 2010, shkruan se në fillim të shek. XX në Perandorinë Osmane kishte 29 milion banorë dhe nga këto 9.000.000 turq, 7.000.000 arab, 2.500.000 grek, 2.500.000 shqiptar, 1.500.000 kurd, 1.250.000 armen, 1.000.000 bullgar, 750.000 serb, 650.000 hebrenj dhe 500.000 vlleh.[29]

Në vitin 1912, revista amerikane "The National Geographic Magazine", do shkruante në faqet e saja: *"Në lidhje me numrin aktual të turqve në tre vilajetet e Maqedonisë, është e pamundur që të merrni statistika të besueshme. Sipas llogaritjeve më të besueshme, popullsia muhamedane nuk arrin në më shumë se 700.000, prej të cilëve, ndoshta një e treta janë osmanli turq. Të krishterët janë rreth 1.300.000 - 1.500.000, kështu që është e qartë se vendi nuk mund të konsiderohet si një vend muhamedan, shumë më pak si një tokë turke. Të krishterët e Maqedonisë nuk janë të bashkuar nga gjuha, nga lidhjet racore, as me aspiratat politike. Kjo është ajo që ka penguar zhvillimin e vendit.*

*Të gjithë të krishterët e Maqedonisë i përkasin Kishës së Lindjes apo ortodokse, me përjashtim të disa shqiptarëve katolikë në veri dhe disa të misioneve të ndryshme të huaja. Por*

---

[29] Αλέξανδρος Δάγκας, *Η περιφέρεια Θεσσαλονίκης στον 20ό αιώνα - Για μια κοινωνική ιστορία της υπαίθρου: Η περίοδος έως το 1945*, Θεσσαλονίκη, 2010, fq.15

*besimtarët kishtarë janë ndarë në dy kisha kryesore, Patriarkana greke apo Ekumenike dhe Exarchate bullgare*".[30]

[30] *The National Geographic Magazine*, Washington, Novembre, 1912

# KAPTINA III

## BIOGRAFITË E DISA STUDIUESVE QË JANË MARRË ME DEMOGRAFINË E POPULLSISË NË MAQEDONINË GJEOGRAFIKE

**Nikolaos Th. Shina**, (1844-1912, shkronjat S dhe H nuk duhet të shqiptohen SH, por S dhe H, veç e veç), ishte ushtarak me gradën major dhe më tej u bë kolonel lejtnant i cili me detyrë të Ministrisë së Luftës së Greqisë përpiloi udhëzues të rrugëve nga Thesalia, Epiri dhe Maqedonia. Studimet e tij i botoi në katër libra (1886-1887), ku jepte të dhëna rreth fshatrave, popullsisë së tyre, rrugët midis qyteteve dhe fshatrave, sa orë përshkohen largësitë midis tyre, etj. Nga leximi i librave kuptojmë se janë shkruar për qëllimet ushtarake të cilat kanë të bëjnë me projektin e Greqisë së Madhe (Megali Idhea) që u hodh nga Joanis Koletis, një vlleh i cili ishte mjeku i djemve të Ali Pashait.

Për udhëtimet e tij nëpër Thesali, Epir dhe Maqedoni, Nikolaos Th. Shina ka pasur leje të posaçme nga Ministria e Luftës së Mbretërisë së Greqisë. Ai jep të dhëna për stacionet, hanet, fshatrat, numrin e banorëve, etninë dhe besimin fetar, distancën midis fshatrave dhe qyteteve, harta ushtarake si dhe informacione të tjera. Pavarësisht nga të gjitha ato që shkruan në librat e tij Shina, nuk ka qenë i saktë në numrin e banorëve, etnisë dhe besimit fetarë të tyre. Duket se ka pasur mungesa të besueshme informacioni, dhe ka qenë i ndikuar thellë nga politika e kohës, p.sh. shqiptarët i paraqet me disa emërtime si otoman, shqiptaro-turk, dhe shqiptarët ortodoks në 99% të rasteve i quan grek. Këtë gjë e kemi vërejtur duke bërë

krahasimet me regjistruesit e tjerë që janë marrë me regjistrimet e popullsisë në Thesali, Epir dhe Maqedoni.

Nikolaos Th. Shina pas botimit të librave të tij u zgjodh deputet i qytetit të Volosit në Kuvendin e Greqisë në vitin 1890.

**Vasili Kënçov** (1862-1902), pasi mbaroi shkëlqyeshëm shkollën e lartë, më 1884 u caktua mësues dhe drejtor i shkollës në Vrança, vendlindjen e tij. Ishte pjesëmarrës në luftën bullgare-serbe dhe pas mbarimit të saj shkoi për të studiuar në Munih dhe Shtutgart të Gjermanisë, i la përgjysmë studimet pasi u sëmurë rëndë nga reumatizma.

Me t'u kthyer në Bullgari pasi u kurua, në shtator 1888 u dërgua të punojë mësues i kimisë në shkollën bullgare të Selanikut dhe më 1891 u zgjodh drejtor i shkollave bullgare në Serres, si dhe drejtor i shkollës në Selanik. Më 1898 u vendos përfundimisht në Sofje dhe po atë vit u zgjodh anëtar i Lidhjes Letrare Bullgare, që më vonë do të quhej Akademia e Shkencave Bullgare.

Në vitin 1901, u zgjodh deputet dhe ministër i Arsimit në Bullgari. U qëllua me armë zjarri në zyrën e tij nga një mësues i cili ishte pushuar nga puna në fillim të vitit 1902, në Sofje. Vasili Kënçov jetoi vetëm 40 vite, por i dha shumë Bullgarisë në aspektin propagandistik.

Në vitet që punonte mësues në Maqedoninë Gjeografike, qeveria bullgare i dha të holla Kënçovit që të merrej me regjistrimin e popullsisë. Kjo gjë bëhej në garën e propagandës midis Serbisë, Greqisë dhe Bullgarisë për të nxjerrë sa më shumë banorë me kombësi të tyre dhe për të kërkuar më tej zotërimin e Maqedonisë. Ai udhëtonte në pjesë të ndryshme të Maqedonisë Gjeografike për të mbledhur informacione etnografike, historike dhe gjeografike. Suksesi i punës së Kënçovit tërhoqi vëmendjen e Kryepeshkopit të Kishës së Pavarur Bullgare, Josifit i cili në vitin 1894 e emëroi

Kryeinspektor të shkollave bullgare në Maqedoni, me qëllim që ti krijoheshin kushte më të mira në misionin e tij për regjistrimin e popullsisë.

Në librin "Македония етногрфия и статистика", София, 1900, (Etnografia dhe Statistikat në Maqedoni, Sofje, 1900), Vasil Kënçovi ka bërë një punë klasike ku jepen të dhëna për numrin e popullsisë në bazë të gjuhës dhe besimeve fetare të banorëve në 4.169, fshatra dhe 47 Kaza Osmane në Maqedoninë Gjeografike. Kënçovi duke u ndikuar nga propaganda bullgare e kohës është munduar të ulë numrin e banorëve të besimit islam dhe të krishterëve jo-bullgar. Maqedonasit e sotëm i quan bullgar dhe në kohën e studimit të tij nuk ka gjetur banorë që të deklaroheshin me kombësi maqedonase. Megjithatë, libri i tij ka vlera të larta edhe sot, pasi në fund shek. XIX dhe fillim shek. XX nuk ka asnjë burim tjetër informacioni në mënyrë kaq të detajuar për banorët në bazë të gjuhës dhe fesë për secilin fshat, para luftërave ballkanike që sollën ndryshime të kufijve dhe shkëmbimin e popullsive që sollën edhe ndryshimet gjeografike të fshatrave.

Vasili Kënçov është më afër realitetit për regjistrimin e popullsisë shqiptare të krishterë dhe myslimane edhe pse në disa raste është i njëanshëm duke paraqitur të dhëna të tepruara duke e nxjerrë popullsinë bullgare shumicë në Maqedoninë Gjeografike. Për vitet dhe kohën e vështirë që kalonte kombi shqiptar ai ka bërë një punë të mirë në krahasim me studiuesit e tjerë të huaj që janë marrë me regjistrimin e popujve në Maqedoni gjeografike. Në parathënie të librit të tij shkruan se u shtrëngua ta botonte librin e tij në një kohë kur mungonte një vepër e mirë mbi Maqedoninë. Vasili Kënçov nuk la vend të Maqedonisë pa e shkelur dhe suksesi i tij qëndron tek fakti që zotëronte literaturë të bollshme Etnologjike të Ballkanit, por ai u ndihmua edhe nga të dhënat që i ofruan mësuesit e shkollave

bullgare të cilët jepnin mësime në fshatrat e Maqedonisë së atyre viteve.

**Dimitar Mishev-Brancoff** (1856-1932), mbaroi shkollën e lartë më 1876 dhe për shumë vite punoi si mësues. Ai ishte aktiv në jetën publicistike dhe politike të Bullgarisë dhe u zgjodh deputet i Partisë Popullore (1884-1886). Në vitin 1890 ju rikthye profesionit të mësuesit në fshatin Sliven dhe më vonë në Stamboll. Nga viti 1894 deri më 1901 ishte sekretar i kishës së pavarur bullgare dhe është themeluesi i "Fletores së Kishës" dhe redaktori i parë i saj (1900-1903). Në postin e sekretarit të Kishës bullgare bëri shumë udhëtime në Maqedoninë gjeografike duke regjistruar popullsinë e krishterë në këtë pjesë të Perandorisë Osmane. Si fryt i këtyre udhëtimeve Dimitar Mishev nën pseudonimin Brancoff do të boton librin, "La Macedoine et sa Population Chretienneu (Popullsia krishtere në Maqedoni)", në gjuhën frënge, Paris,1905. Në këtë libër ai sjell të dhëna statistikore për numrin e banorëve të besimit e krishterë, përkatësinë e tyre kombëtare, numrin e shkollave bullgare, greke, serbe, vllahe, numrin e mësuesve dhe nxënësve që ndjekin këto shkolla në Maqedoni. Brankof nuk e ka përfshirë popullsinë myslimane në studimet e tij dhe po të bëhen krahasime me Kënçovin, ai e zmadhon numrin e bullgarëve të krishterë të cilët i ndan në dy grupe: a) bullgarë patriarkal të kishës së Stambollit, b) bullgarë të kishës së pavarur bullgare. Në librin, La Macédoine et sa Population Chrétienneu, të Dimitar Mishev Brankof, nuk ndeshim banorë të krishterë të etnisë maqedonase, pra emri maqedonas nuk është përdorur fare, ndërsa fshatrat që sot banohen nga maqedonasit ai i deklaron se janë banuar nga bullgarë të krishterë të cilët i përkisnin kishës së pavarur bullgare. Kuptohet që Brankof ka qenë i ndikuar politikisht duke pasur parasysh aktivitetin e tij të lartë kombëtar. Megjithatë ne na interesojnë studimet e tij për të bërë

krahasimet me studiuesit e tjerë të huaj që janë marrë me regjistrimin e banorëve në Maqedoninë Gjeografike.

Më 1908-1911, Dimitar Mishev u zgjodh përsëri deputet i Partisë Demokratike. Vdiq në vitin 1932 në Sofje. Sipas dokumenteve Dimitar Mishev që nga viti 1922 ishte anëtar i Shoqërisë "MASONE" të Bullgarisë.

**Athanasios Halkopulos** (1881-1939), ishte shkrimtar dhe diplomat grek. Duke shërbyer Konsull i Greqisë në Manastir botoi librin: "Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου" (Regjistrimi i Etnologjisë në Vilajetin e Selanikut dhe Manastirit, Athinë, 1910) në libër të dhënat për shqiptarët i sjellë në bazë të përcaktimit fetar. Ai shkruan se në vitin 1905 në Maqedoni - Vilajetin e Selanikut dhe të Manastirit jetonin 1.848.000 njerëz. Nga këta 754 mijë ishin mysliman, 577 mijë grek, 400 mijë bullgarë, 43.400 vlleh rumunë, 12.200 serb, 54.000 hebrenj, 6.726 ciganë të krishterë dhe 2.000 të tjerë. [31]

Për Halkopulon nuk ekzistojnë shqiptar ortodoks dhe mysliman, por përcaktimin e kombësisë e bënë në bazë të besimeve fetare duke ngatërruar fenë me kombin. Shqiptarët ortodoks i quan grek dhe shqiptarët mysliman i quan otoman. Si një diplomat grek i karrierës ai ka qenë i ndikuar në librin e tij politikisht me idetë për zgjerimin e kufijve të Greqisë së Madhe. Ka mundësi që diplomati Halkopulos të ketë shfrytëzuar regjistrat fetarë të kishave dhe xhamive për librin e tij. Pas botimit të këtij libri Athanasios Halkopulos shërbeu si diplomat i Greqisë në Selanik, Janinë, Gjirokastër, Korçë, Shkup, Beograd, Ksanthi, Rodos, Smirni etj.

---

[31] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.e-z

**Borivoje Millojeviç** (1885-1967), lindi në një familje arsimtarësh serb. Më 1904-1906, studioi për gjeografi dhe më tej punoi mësues. Më 1911-1912 ndoqi leksione nga gjeografët e shquar A. Penka, O. Shlitera, J. Valtera. Gjatë luftës së Parë Botërore shërbeu në ushtrinë serbe në Shqipëri.

Në vitet 1918-1919, ndoqi në Lozanë leksione gjeografike, gjeologjike dhe ekonomike. Në vitin 1920, doktoroi dhe u zgjodh asistent-profesor në Universitetin e Beogradit. Më 1927, u bë Profesor dhe drejtor i Katedrës së Gjeografisë në Universitetin e Beogradit ku edhe u pensionua më 1956. Që në vitin 1955 ishte anëtar i rregullt i Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Jugosllavisë.

Ishte themelues dhe anëtar i Shoqatës së Gjeografëve të Serbisë duke pasur poste drejtuese si sekretar dhe nënkryetar deri në vitin 1962. Vdiq në tetor 1967 në Beograd.

Punimi "Јужна Македонја - Антропогеографска Испитивања, Београд", 1920, (Maqedonia e Jugut - Hulumtime Antropogjeografike), është Teza e Doktoraturës së Borivoje Millojeviçit të mbrojtur më 11 mars 1920 para Komisionit Akademik të Fakultetit të Filozofisë në Universitetin e Beogradit. Po atë vit ky punim u botua si libër nga qeveria e Mbretërisë Serbe-Kroate-Sllovene. Në libër jepen të dhëna rreth popujve në Maqedoninë e Jugut. Borivoje Millojeviç maqedonasit e sotëm i quan sllavë. Shifrat që na ofron Millojeviç dalin nga lidhja me gjuhën dhe fenë e banorëve të 654 fshatrave në Maqedoninë e Greqisë dhe në Maqedoninë e Mbretërisë Serbe-Kroate-Sllovene. Ai nuk na jep numrin e banorëve si studiuesit bullgarë Vasili Kançov dhe Dimitar Mishev Brankoff që i botuan këto të dhëna më 1900 dhe 1905, por jep numrin e shtëpive duke plotësuar punën e dy të parëve.

**Dhimitri Lithoksou** (1954- ), është studiues, shkrimtar, publicist dhe politikan grek. Disa vite ka qenë anëtar i Partisë Komuniste greke (KKE, 1976-1982) dhe anëtar i disa organizatave joqeveritare për mbrojtjen e pakicave, në veçanti të atij sllavo-maqedonas në Greqi. Ka botuar disa libra në gjuhën greke dhe sllavo-maqedonase si: "Çështjet e minoriteteve dhe të ndërgjegjes kombëtare në Greqi - historiografia greke e keq bërjeve, Athinë 1991 dhe ribotuar 1992, 2006, Selanik", "Çështjet e minoriteteve dhe të ndërgjegjes kombëtare në Greqi", Shkup, 1994., "Komb i Përzier", Shkup, 2005, etj.

Lithoksu ka ndërtuar një faqe interneti www.lithoksou.net, ku boton studimet e tij rreth popullsisë në Greqi, gjuhëve, besimeve, banorëve, fshatrave, pra etnografisë së popullsisë së përzier në Republikën e Greqisë. Nëna e Dhimitër Lithoksu është arvanitase nga Atika dhe babai i tij refugjat nga Trakia Lindore, por ai për fat të keq nuk e di gjuhën shqipe edhe pse është gjuhë e mëmës së tij. Jeton sot në Korint, një vend ku historikisht banojnë prej shekujsh grekë me origjinë shqiptare, arvanitasit.

Dhimitër Lithoksu mbahet si një dashamirës dhe simpatizues i sllavo-maqedonasve, ku shpeshherë është akuzuar në media elektronike greke si agjent i Shkupit. Kjo akuzë bëhet më shumë për punën e tij të suksesshme duke thënë dhe mbrojtur të vërtetën e historisë dhe popullit të përzier grek. Greqia është kampione për shkeljen e të drejtave të njeriut dhe nëse vëren ndonjë grek që e ngre zërin për të drejtat e minoriteteve, ai akuzohet dhe denoncohet në gjykatat e Greqisë si agjent. Kjo është një metodë primitive e strukturave shtetërore greke për të shtypur ato pak zëra kundër diktaturës së atjeshme kolektive.

Pra, ne kemi shfrytëzuar për disa informacione të rëndësishme punën e palodhshme të studiuesit, shkrimtarit dhe

publicistit të pavarur Dhimitri Lithoksu për fshatrat, numrin e banorëve, besimet fetare, kombësitë e tyre, etj. Puna e këtij studiuesi është për tu lavdëruar sepse prej shumë vitesh ai na ka sjellë gjëra me vlera të larta rreth pakicave në Greqi.

# KAPTINA IV

# KAZAJA - PREFEKTURA E KOSTURIT

## Qyteti i Kosturit

1.) **KOSTURI** ndodhet në Perëndim të Maqedonisë Gjeografike dhe afër kufirit greko-shqiptar, në jug-lindje të Shqipërisë. Ky qytet shtrihet buzë liqenit me të njëjtin emër në të cilin derdhen lumenj të vegjël nëntokësor dhe mbi tokë. Klima e zonës është me dimër të ashpër dhe verë të freskët. Qyteti në fillim të shek. XXI ka pasur rreth 15.000 banorë.

Sipas të dhënave qyteti është themeluar nga Perandori Justinian dhe në mes të shek. VI, u quajt me emrin Justinianopoli. Por me pushtimin e Ballkanit nga sllavët u ndryshuan edhe shumë emra të qyteteve, fshatrave, maleve, etj., duke u riemëruar me emra sllavë.

Justinianopoli në shek. VIII emërtohet me fjalë sllave, Kostur. Në shek. XI historianët e Bizantit e shënojnë qytetin dhe liqenin me emrin Kastorias. Rreth prejardhjes së emrit Kastorias ka shumë teori. Disa studiues thonë që kjo fjalë lidhet me fjalën latine Castra (kështjellë) që në greqisht pëson përshtatje në Kastro. Një teori tjetër që duket edhe më e kapshme është se fjala Kastorias rrjedh nga fjala greke Kastor duke pasur parasysh se në këtë qytet gjenden punishte të përpunimit të leshit, kastorëve, gunave të ndryshme që shiten nëpër shumë vende të botës.

Kosturi dhe fshatrat e tjera përreth tij për shumë vite kanë qenë sunduar nga shqiptarët, në fillim nga Despot Andrea II, Muzakët. Pas vdekjes së tij këtë qytet e trashëgoi djali i tij

Stojë Muzaka. Në kishën e Shën Athanas Muzakë në Kostur të ndërtuar në shek. XIV janë shënuar emrat e vëllezërve Teodor dhe Stojë Muzaka.

Në kujtimet e Gjon Muzakës thuhet se Muzakajt sundonin qytetin e Kosturit me gjithë fshatrat e tij, të cilin qytet e morën me forcën e armëve prej Karko Kralit. Gjon Muzaka shkruan se Kosturi ose ndryshe edhe Kastorja, është një qytet i bukur me një hyrje të gjerë.[32]

Muzakajve, sipas disa burimeve Kosturin (1383/4) ua kishin lënë për ta qeverisur Ballshajt si vasal të tyre.[33] Ballshajt nëpërmjet lidhjeve të martesave futën nën sundimin e tyre vise nga Lezha, Mati, Kosovën, Dibrën, Ohrin, Kosturin, etj.

Qyteti i Kosturit konsiderohej si pjesë e Shqipërisë (*Castoria in partibus Albaniae)* në shek. IV, këtë e shkruan dhe B. Krekić, në librin e tij, “Dubrovnik (Raguse) et le Levant”, Paris 1961. Pra, ishte skaji lindor i asaj, që nga shek. XVI e deri në fillim të shek. XX në një kuptim të gjerë u quajt Shqipëri e Poshtme (Arbëni Poshtërë, Albania Inferior, Bassa Albania, Basse Albanie, Lower Albania).[34]

Në vitin 1385[35] qyteti i Kosturit ra në duart e osmanëve të cilët e zotëruan deri në fund të vitit 1912, kur grekët e morën atë.

Më 1870, Korça u bë Prefekturë e cila kishte nën juridiksionin e saj edhe nënprefekturat e Kosturit, Bilishtit e Kolonjës. Pas luftërave të ndryshme Ballkanike dhe Botërore grekët kryen masakra kundër pakicave më të vogla të cilat ishin të pambrojtura duke djegur e shembur shtëpitë dhe objektet e ndryshme fetare si xhamitë, teqetë, medresetë dhe sinagogat.

---

[32] Gjon Muzaka*, MEMORJE*, Tiranë, 1996, fq.28
[33] Qerim Dalipi*, Studime Albanologjie 3*, Shkup, 2011, fq.24
[34] Pëllumb Xhufi*, Studime Albanologjie 3*, Shkup, 2011, fq.5
[35] Qerim Dalipi, *Inskursionet Osmane në Trevat Shqiptare deri më 1402*, Kërçovë, 2002, fq.72

Deri në vitin 1912, Kazaja e Kosturit ishte nën juridiksionin e Sanxhakut të Korçës (vilajeti i Manastirit). Ky sanxhak ishte i ndarë në 7 Kaza: Kazaja e Korçës, e Starovës, e Bilishtit, e Oparit, e Kolonjës, e Kosturit dhe e Hrupishtit. Këto Kaza ishin të populluara me shumicë nga shqiptarët. Në Sanxhakun e Korçës nuk ka pasur asnjë vendbanim me popullsi greke.[36]

Amin Buen, më 1854 shkruan se Kosturi ka 6.000 - 8.000 njerëz të cilët janë grek, vllahë, turq, evgjitë dhe shqiptarë.[37]

Në librin "Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique, Extrait du courier d'orinet", botuar në Stamboll më 1878, thuhet se qyteti i Kosturit ka pasur 1.600 shtëpi ku jetonin 2.000 mysliman (shqiptarë, turq, pomak, ciganë, tartarë), 650 bullgarë (ortodoks), 1.450 shqiptarë, grek dhe evgjit (ortodoks) të gjithë këta të gjinisë mashkullore.[38] Ndërsa Kazaja e Kosturit kishte 11.713 shtëpi ku banonin 4.575 myslimanë, 23.074 bullgarë, 1.675 shqiptarë (bëhet fjalë për shqiptarë ortodoks, shënim A. LL.), 700 grekë, 750 evgjit, 4.032 vllahë (44.806 gjithsej, shënim. A. LL) të gjithë të gjinisë mashkullore.[39]

A. Synvet më 1878 shkruan se qyteti i Kosturit kishte 6.000 banorë[40], ndërsa Kazaja e Kosturit kishte 63.532 banorë.[41]

---

[36] *SHQIP*, Tiranë, 19 Mars, 2011

[37] Ami Boue, *Recueil D'Itineraires Dans La Turquie D'Europ, Detail Geographiques, Topographiques, et Statistiques sur Empire*, Vienne, 1854, fq.275

[38] *Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique, Exstrait Du Courrier D'Orient*, Costantinople, 1878, fq.8

[39] *Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique, Exstrait Du Courrier D'Orient*, Costantinople, 1878, fq.21

[40] A.Synvet*, LES GRECS de L'Empire Ottoman: Etude Statistiques et Ethnographiques, Constantinople*, 1878, fq.55

Ushtaraku dhe politikani grek Nikolao Th. Shina, shkruan në librin e tij më 1910 se Kazaja e Kosturit ka pasur 52.000 mijë të krishterë, 24.000 mijë myslimanë dhe 4.000 bullgarë, të cilët jetonin në 100 fshatra të krishtera dhe 35 fshatra myslimane.[42]

Historiani serb Spiridon Gopsheviç, alias Leo Brenner në librin "Serbia e Vjetër dhe Maqedonia", më 1890 shkruan se qyteti i Kosturit kishte 4.200 serb, 2.200 myslimanë, (nga këta 200 serb, 500 osman dhe 1.500 shqiptarë), 2.400 grek dhe 1.500 hebrenj.[43] Ndërsa Kazaja e Kosturit kishte 77.000 serb të krishterë, 8.000 serb myslimanë, 6.000 turq, pomak, 8.000 shqiptarë, 6.800 grek, 8.700 vllehë, 1.400 hebrenj dhe 900 ciganë.[44]

Vasili Kënçov shkruan se në qytetin e Kosturit nga fundi i shek. XIX, jetonin 1.600 mysliman, 3.000 grek të krishterë, 300 bullgarë, 300 shqiptarë të krishterë, 750 hebrenj dhe 240 ciganë[45]. Për Kazanë e Kosturit thotë se kishte 75.022 banorë nga të cilët 46.783 bullgarë ortodoks, 4.340 bullgarë myslimanë, 3925 turq, 9.417 grek ortodoks, 175 grek myslimanë, 910 shqiptarë myslimanë, 3.434 shqiptarë ortodoks, 4.280 vllahë, 750 hebrenj dhe 1010 ciganë.[46]

Viktor Berard shkruan se Kosturi nuk është një qytet i madh. Ai paraqet fenomen të rrallë të një bashkësie çifute bujqësore. Në të vërtetë, numri i këtyre fermerëve nuk është ende shumë i madh. Në kohën e Pukvillit ishte një qytet i

---

[41] Po aty, fq.59

[42] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,* Αθήναι, τόμοι Α 1886. fq.117

[43] Спиридона Гопчевиħа, *Стара Србија и Македонија,* Београд, 1890, fq.135

[44] Po aty, fq.1

[45] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.565

[46] Po aty, fq.568

shqiptarëve dhe sllavëve, por në fund të shek. XIX, ka filluar greqizmi i tij. Turqit po e braktisin butë Kosturin, ndërsa shqiptarët dhe sllavët bëhen gati për të mërguar.[47]

Kleanthis Nikolaidhis shkruan më 1899, se Kazaja e Kosturit ka pasur 62.195 grek ortodoks, 11.050 bullgarë, 12.790 mysliman shqiptarë dhe turq, 800 hebrenj.[48]

Bullgari Jordan Ivanov në librin: "Bullgarët në Maqedoni, Studime dhe dokumente, Origjina, gjuha dhe kombësia, Me hartë etnografike dhe statistikë", jep të dhëna se në prefekturën e Kosturit jetojnë 74.070 banorë. Nga këta 41.250 bullgarë, 7.530 turq, 12.035 grek, 5.150 vlleh, 6.515 shqiptarë, 320 ciganë dhe 1.270 hebrenj.[49]

Diplomati grek Athanasios Halkopulos shkruan se në qytetin e Kosturit jetonin 6.000 grek, 1.250 myslimanë dhe 700 hebrenj.[50]

Akademiku serb Borivoje Millojeviç më 1920 shkruan se qyteti i Kosturit kishte 50 shtëpi ku banonin serb, 800 shtëpi mysliman turq, 50 shtëpi vlleh të krishterë, 50 shtëpi ciganë të krishterë, 900 shtëpi grek dhe 150 shtëpi ku banonin hebrenj.[51]

Në të dhënat tjera të bazuar në regjistrat greke thuhet se qyteti i Kosturit më 1925-1926, kishte 1.100 shtëpi greke, 430

---

[47] Victor Berard, *La Turquie et L'HELLENISME CONTEMPORAIN, La Macedoine-Hellenes-Bulgares-Valaques-Albanais-Autrichiens-Serbes, La tutte des races*, Paris, 1893, fq.326

[48] Dr.Cleanthes Nicolaides, *LA MACEDOINI-La Question Macedonienne, Dans L'Antiquite, Au Myen-Age Et Dans La Politique Actuelle*, Berlin, 1899, fq.26

[49] Йорданъ Ивановъ, *Българите в Македония. Издирвания и документи за тяхното потекло, език и народност с етнографска карта и статистика*, София, 1915, fq.CIV

[50] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.100

[51] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.17

shtëpi ku banonin mysliman turq dhe shqiptarë, 140 familje hebrenj, të cilët jetonin të bashkuar në një lagje ku kishin një shkollë, një bibliotekë dhe një banjë për femrat. Ndërtesa e shkollës së hebrenjve u prish më 1960 për të zhdukur tashmë çdo gjurmë të kulturës së saj, ashtu siç u zhdukën vite më parë edhe ndërtesat fetare e shkollore turke, shqiptare dhe bullgare.

Kosturi ka pasur rreth shtatë xhami, ndër to përmendim xhaminë Kursum, xhamia Tambaxhane, xhamia Hasan, xhamia Kulla, xhamia e Mehmetit si dhe Teqe me emrat Ali Baba, Ajdin Baba dhe Qazim Baba. Ka pasur një shkollë urbane dhe një Medrese.

Me nënshkrimin e Marrëveshjes së Lozanës më 1923, për shkëmbimin e popullsisë greke dhe turke, grekët spastruan Greqinë e sotme nga elementi shqiptar që banonin në Kazanë e Kosturit. Pas vitit 1924, pamja e qytetit të Kosturit me fshatrat përreth ndryshoi, nga një qytet shumë-etnik me banorë që i përkisnin etnive dhe besimeve të ndryshme fetare, ai u kthye në qytet që i përkiste tashmë vetëm grekëve. Dhe ato pak familje shqiptare që i shpëtuan dëbimeve masive u asimiluan dalëngadalë me dhunë. Ndërsa hebrenjtë gjatë luftës së dytë botërore iu dorëzuan gjermanëve të cilët i zhdukën nëpër kampet e shfarosjes. Bullgarët dhe sllavo-maqedonasit u dëbuan gjatë luftës qytetare greke 1946-1949. Sot ka disa fshatra të braktisura ku gjenden vetëm shtëpi bosh dhe pronarët e tyre nuk kanë mundur të rikthehen asnjëherë, qoftë edhe si turistë.

Sipas regjistrimit të vitit 2011, qyteti i Kosturit kishte 13.387 banorë.

## Fshatrat shqiptarë të Prefekturës së Kosturit

Ashtu siç thamë më lartë Prefektura e Kosturit ka pasur disa fshatra që banoheshin nga shqiptarë të fesë ortodokse dhe myslimane. Qeveritë greke ndër vite një pjesë të tyre e dërguan për në Turqi si popullsi shkëmbyese pas nënshkrimit të Marrëveshjes së Lozanës më 1923, dhe shumë prej tyre u larguan për në Shqipëri për t'i shpëtuar masakrave shtetërore greke. Ata pak shqiptar mysliman dhe të krishterë që mbeten u detyruan të emigrojnë brenda Greqisë për të humbur gjurmët e identitetit ose mbetën në fshatra duke u asimiluar me dhunë nga pushteti.

Profesori arbëresh Antonio Bellushi, i cili është një nga studiuesit e historisë së shqiptarëve të Greqisë, në vitin 1995 shkruan se në Prefekturën e Kosturit ka nëntë fshatra në të cilat ende flitet gjuha shqipe si: Amudara (Pesjak), Argos Orestikon (Irupista), Dendrohorjon (Dembeni), Hjilljodendro (Ziellini), Hjirillovon (Hjirillovon-Kurillovo), Kastorja (Kostur-Kesrie), Koromilles (Sllaveni), Mesopotamia (Cetirak), Tihjilion (Tihollista).[52]

Përveç emrave të fshatrave, Uratë Antonio Bellushi, nuk na ka sjellë asnjë të dhënë për numrin e banorëve të sotëm apo në vitet e mëparshme para Marrëveshjes së Lozanës si dhe ndonjë hartë etnografie për të treguar se ku gjenden këto fshatra.

Fshatrat Amudara (Pesjak), Argos Orestikon (Irupista), Dendrohorjon (Dembeni), Mesopotamia (Cetirak), Tihjilion (Tihollista), njihen si fshatra sllavfolëse dhe nuk kemi gjetur asnjë të dhënë shkencore që në to të ketë banuar qoftë edhe një

[52] Antoni Bellushi, *RICERCHE E STUDI TRA GLI ARBERORI DELL, ELLADE*, Cosenza, 1994, fq.36

shqiptar. Megjithatë, puna që ka bërë prof.Bellushi është për tu lavdëruar sepse ai shumë vendbanime i ka shkelur vetë nga vitet 1980, pra sjell të dhëna që elementi shqiptar ndeshet në këto fshatra edhe pas kaq vitesh.

Studiuesi prof.dr. Selman Sheme, në një punim të tij, shkruan se Kazaja e Kosturit ka pasur 42 fshatra, të cilët sipas fesë dhe etnisë janë: Bellkamen-i (fshat i besimit krishterë ortodoks shqiptar), Bloçishti (fshat mysliman shqiptar), Breshteni (mysliman shqiptar), Çernelishti (i krishterë shqiptar), Çerçishti (mysliman shqiptar), Çetirok (sot thirret Mesopotamia), Çakonji (shqiptaro-maqedonas), Denckë (fshat me popullsi vllahe), Dobolishti (mysliman shqiptar), Draniçi (shqiptaro-maqedonas), Fushëza (mysliman shqiptar), Galishti (mysliman shqiptar), Gerleni (mysliman shqiptar), Gostivishti (mysliman shqiptar), Humocke (shqiptaro-maqedonas), Janoveni, sot Janohori (shqiptar i krishterë), Kapshticë (myslimanë shqiptarë), Kërçishti (myslimanë dhe të krishterë shqiptarë), Kalevishti (krishterë shqiptarë), Kostineci (krishterë shqiptarë), Lehovë, Liçiteri (shqiptaro-vlleh), Luadhet (ish-fshat shqiptar i djegur nga grekët me gjithë banorë më 1913), Llabanica (krishterë shqiptarë), Prapackë (mysliman shqiptar), Revani (mysliman shqiptar), Slimicë (shqiptaro-maqedonas), Slivanji (mysliman shqiptar) Sllatina (i krishterë shqiptar), Shagu (mysliman shqiptar), Shëndjelli (myslimanë e të krishterë shqiptarë), Tikvani (shqiptar e maqedonas), Trestiku (të krishterë e myslimanë shqiptarë), Trestenik (mysliman shqiptar), Toprackë, Tuholi (të krishterë dhe myslimanë shqiptarë), Viçishi (mysliman shqiptar), Vidohovë (mysliman shqiptar), Zeberdeni, Zagari (sot Ajozaharia - mysliman shqiptar), Zelegozhdi, sllavisht Zelegradi, qyteti i gjelbër (mysliman shqiptar), Zheleni (shqiptar me disa familje maqedonase). Pas shkëputjes tragjike të rajonit të Kosturit nga trungu etnik shqiptar dhe aneksimit e kolonizimit grek, brenda

kufijve të shtetit shqiptar mbetën vetëm 4 fshatra të kësaj treve: Kapshtica, Tresteniku, Vishica apo Vishovica dhe Vidohova. Jashtë kufijve politik të Shqipërisë mbetën 38 fshatra, nga të cilët 30 fshatra me popullsi homogjene shqiptare, 6 fshatra të populluara nga shqiptarë dhe maqedonas, 1 fshat i populluar nga shqiptarë dhe vllahë dhe 1 fshat i populluar nga vllehët.[53]

Për fat të keq Prof. Sheme nuk na ofron të dhëna të mjaftueshme rreth numrit të banorëve, të etnisë dhe besimit fetar. Kështu, tani për tani nuk mund të dëshmojmë shkencërisht në bazë të librave të autorëve të huaj që janë marrë me regjistrimin e popullsisë në Maqedoni (1878-1940), që në Kazanë e Kosturit ka pasur 42 fshatra të banuar nga shqiptarët në bashkëjetesë me popujt e etnive të tjera. Megjithatë informacioni mund të merret në konsideratë për të bërë kërkime të më tejshme për këto fshatra. Sipas gjeografit Selman Sheme shqiptarët që u përzunë nga fshatrat e Kosturit u dërguan në krahinën e Anadollit në Turqi, një pjesë e madhe e të cilëve vdiqën sepse nuk iu përshtatën klimës së atjeshme. Një pjesë fare e vogël e të larguarve mundi të kthehej në Shqipëri dhe u vendos në fshatrat e Devollit, të Kolonjës, si dhe në rrethet Tiranë, Durrës, Lushnjë, Vlorë, etj.

Mehdi Frashëri i cili ishte njeriu nga pala shqiptare që u mor me përcaktimin e kufirit me Greqinë në shënimet e tij përmend se fshati Kalevisht-Kalevista, sot quhet Kali Vrisi që i mbeti Greqisë banohej nga shqiptarë ortodoks, por nga kërkimet e mia nuk gjeta asnjë të dhënë që ky fshat të jetë banuar nga shqiptarë ortodoks. Sipas studiuesve sllav dhe grek në Kalevisht banonin ortodoks sllavë që i përkisnin kishën bullgare dhe pak banorë nga Epiri që flisnin gjuhën shqipe. Shumica e banorëve e braktisën fshatin gjatë luftës qytetare greke 1946-1949. Një pjesë emigruan në vendet postkomuniste si në ish-Jugosllavi, Rumani, Hungari, Poloni, Rusi, etj.

---

[53] *SHQIP*, Tiranë, 19 Mars, 2011

Në prefekturën e Kosturit gjendet edhe tre fshatra të tjerë që janë banuar me shqiptar si: Fusha-Φούσια, Vidova-Βιντόβα dhe Livadhia-Λειβάδια[54] për të cilat nuk gjeta të dhëna shkencore, por që ka disa shkrime nga autor grek që në këto fshatra banonin shqiptar. Në fund të vitit 1912, Sali Butka me dy djemtë e tij dhe dhëndrin Xhemail Beun me kërkesë të vetë banorëve të këtyre fshatrave kanë bërë organizimin për ti mbrojtur nga ushtria greke e cila në fund të vitit 1912, kishte marrë pothuajse tërë territorin e Greqisë së Veriut nën kontroll. Këto tre fshatra gjendet afër kufirit në Malin Gramoz, fqinjë me fshatrat e tjerë që kanë banuar shqiptarë, Zagari dhe Tuhuli. Sot për fshatrat Fusha-Φούσια, Vidova-Βιντόβα dhe Livadhia-Λειβάδια nuk gjejmë të dhëna zyrtare që figurojnë në hartën e Greqisë si dhe në regjistrimin e vitit 2011, por që ende janë të banueshëm dhe i përkasin komunës Nestoriu e cila në regjistrimin e vitit 2011 u deklaruan 2.646 banorë.

Studiuesi dhe shkrimtari grek Dhimitri Lithoksous i cili ka ndërtuar një hartë të fshatrave të Kosturit sjell të dhëna se shtatë fshatra kanë qenë myslimane dhe dy të krishterë, të banuar nga shqiptarët pjesa më e madhe e të cilëve u dëbuan nga grekët pas vitit 1922. Në tokat dhe shtëpitë e shqiptarëve u vendosën refugjatë grek të ardhur nga Azia e vogël, por edhe popullsi vllehe. Pra, fatin e njëjtë e pësoi pak vite më vonë edhe popullsia shqiptare nga Çamëria. Pasi i masakroi dhe i përzuri, në trojet tyre qeveria greke vendosi popullsi të krishterë të ardhur nga Azia e Vogël, e cila njihet me emrin Pondios dhe në përgjithësi mbiemrat e tyre mbarojnë me prapashtesën DHIS.

Gjatë kërkimeve të mia kam gjetur të dhëna sipas të cilave del se rreth 20 fshatra në Prefekturën e Kosturit kanë qenë të banuar me shqiptar ortodoks dhe mysliman.

[54] http://www.pefkos.gr/about/about.htm

2.) **VIÇISTA,** emri iu ndërrua më 1954 në Niki. Më 1924 kishte 300 shqiptar që banonin në 35 shtëpi të cilët u larguan dhe në vend të tyre u vendosën 130 grek nga Azia e Vogël.[55] Shqiptarët mysliman që u larguan më 1924, u vendosën në Shqipëri. Sot i përket komunës së Orestidhos dhe ka rreth 60 banorë.

Halkopulos, 200 myslimanë.[56]

Millojeviç, 35 shtëpi ku banojnë shqiptarë myslimanë.[57]

3.) **KOTELCI**, ka qenë një fshat i vogël i banuar nga shqiptarë ortodoks dhe grekfolës të cilët me kalimin e viteve u asimiluan, disa u vendosën në qytetin e Kosturit dhe në fshatin Maniako.[58]

Më 1927, qeveria greke ia ndryshojë emrin në Kotili ose Nea Kotili dhe është ribanuar nga refugjatë të ardhur nga Azia e Vogël. Sot i përket komunës së Nestoriu dhe ka rreth 90 banorë.

4.) **MIROSLLAVICA,** më 1928 iu ndërrua emri në Milovlitis. Ishte një fshat mysliman shqiptar që në fillim të shek. XX numëronte 230 banorë. Në regjistrimin e 1920 numri zvogëlohet në 85 banorë si pasojë e ikjes së tyre, të gjithë shqiptar mysliman.

Eurostat më 1931, regjistroi 21 familje shqiptare, më 1940 shqiptarët e braktisin fshatin nga presionet dhe vrasjet, në shtëpitë e tyre vendosen barinj vlleh. Sot i përket komunës së Nestoriu.

---

[55] www.lithoksou.net/kastoria_a_v.html

[56] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.104

[57] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.18

[58] www.lithoksou.net/kastoria_a_v.html

Shina, 20 familje shqiptare-turke.[59]

Kënçov, 230 shqiptarë mysliman.[60]

Halkopulos, 150 myslimanë.[61]

Në Statistikën e vitit 1932 u deklaruan 21 familje shqiptare.[62]

5.) **SEMASI,** ishte një fshat i vogël, më 1928 u quajt Kremaston. Borovoje Millojeviç shkruan se më 1920 kishte 5 shtëpi sllavë të krishterë dhe 1 shtëpi ku banonin shqiptarë mysliman.[63] Sot i përket komunës së Orestidhos dhe pothuajse është fshat i braktisur.

6.) **SLIVENI**, më 1928, iu ndërrua emri në Koromila. Në vitin 1920, ka qenë fshat i pastër shqiptar mysliman me 430 banorë. Në fletoren zyrtare numër 156 e 8 gushtit 1928, shënohet se kishte gjashtëdhjetë shtëpi ku banonin 460 shqiptarë myslimanë të cilët e kishin braktisur fshatin. Në vend të tyre pas vitit 1922 erdhën 81 familje refugjatësh nga Azia e Vogël.[64] Sot i përket komunës së Agias Triados dhe ka rreth 350 banorë.

Kënçov, 270 shqiptarë mysliman.[65]

Halkopulos, 400 myslimanë.[66]

---

[59] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,* Αθήναι, τόμοι Α, 1886. fq.115

[60] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.567

[61] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.105

[62] www.lithoksou.net/kastoria_m.html

[63] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.18

[64] www.lithoksou.net/kastoria_m.html

[65] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.565

Millojeviç, 15 shtëpi ku banojnë shqiptarë mysliman.[67]

7.) **SREBRENI**, emri iu ndërrua më 1926 në Asprogjia**.** Është një fshat ku në vitin 1878, banonin shqiptar të krishterë sipas “Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique”, 1878. Para shek. XX i takonte Kazasë së Kosturit, ndërsa më tej Prefekturës së Follorinës, por nuk ka të dhëna të tjera që ky fshat është banuar nga shqiptarët. Sot i përket komunës së Aetu dhe ka rreth 380 banorë.

Extrait Du Courrier D’Orient, 60 shtëpi, 200 shqiptarë të gjinisë mashkullore.[68]

8.) **SHAKË,** më 1927, fshatit iu ndërrua emri në Komninadhes. Shakë ishte një fshat që banohej vetëm nga shqiptarët mysliman deri në luftërat Ballkanike. Më 1900 ka pasur 550 banorë shqiptar të fesë islame, dhe më 1910, 600 banorë, më 1913, 632 banorë dhe 1920, 690 banorë.

Në vitin 1926, në këtë fshat erdhën 69 familje greke nga Azia e Vogël duke u vendosur në shtëpitë e 95 familjeve shqiptare myslimane të cilët e braktisën fshatin nga dhuna e shtetit grek. Sot i përket komunës Akriton dhe ka rreth 160 banorë.

Shina, 300 banorë myslimanë.[69]

Kënçov, 550 shqiptarë mysliman.[70]

---

[66] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΘΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.103

[67] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.17

[68] *Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique, Exstrait Du Courrier D’Orient*, Costantinople, 1878, fq.20

[69] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,* Αθήναι, τόμοι Α, 1886, fq.217

Halkopulos, 600 myslimanë.[71]

9.) **TERSTIKA**, më 1928, fshatit iu ndryshua emri në Akondion. Në vitin 1913 kishte 140 banorë, të gjithë shqiptarë mysliman. Në regjistrimin e 1920, ky fshat pësoi ndryshime për nga etniteti i banorëve, atë vit kishte 7 familje shqiptare myslimane, 8 familje vllahe dhe 5 familje sllave myslimane. Në vitin 1926, 18 familje myslimane e braktisin fshatin dhe atje vendosen 12 familje greke të ardhur nga Azia e vogël. Sot i përket komunës Alakmona dhe është fshat i braktisur.

Shina, 70 familje shqiptaro-turke.

Millojeviç, 5 shtëpi sllavë mysliman, 7 shtëpi shqiptarë mysliman dhe 8 shtëpi vllehë mysliman.[72]

10.) **ZAGARI,** ka qenë banuar nga shqiptarët myslimanë. Ndodhet afër fshatit Linotopi. Kukudhis shkruan se shqiptarët mysliman e kthyen kishën e Shën Zaharias në xhami.[73] Në regjistrimin e vitit 1921 kishte 66 banorë, të gjithë shqiptarë mysliman. Më 1927, fshatit i ndryshohet emri dhe emërtohet Shën Zaharia. Sipas gojëdhënave këtë emër e ka pasur para pushtimit të osmanëve. Në regjistrimin e 1932 të Eurostat verifikoi 8 familje shqiptare myslimane të mbetura. Më 1945, ky fshat u deklarua i braktisur nga banorët.[74]

---

[70] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.566

[71] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.103

[72] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.17

[73] Αστέριος Ι. Κουκούδης, *Μελέτες για τους Βλάχους,* τόμος Β, *Οι μητροπόλεις και η διασπορά των Βλάχων*, Θεσσαλονίκη 2000, fq.397

[74] www.lithoksou.net/kastoria_za.html

Shina, 20 familje shqiptaro-turke.[75]

11.) **ZABARDENI,** u riemërtua në Melanthion. Në fund të shek. XIX në të kanë banuar shqiptarë mysliman të cilët grekët i thërrisnin turko-allvani. Në vitin 1886 janë deklaruar 450 shqiptarë mysliman. Por më tej të dhënat na flasin për myslimanë sllav. Sot i përket komunës Orestidhos dhe ka rreth 220 banorë.

Shina, 450 banorë shqiptaro-turq.[76]
Kënçov, 300 mysliman bullgar.[77]
Halkopulos, 500 mysliman.[78]
Millojeviç, 100 shtëpi mysliman sllavë.[79]

12.) **REVANI,** më 1927 iu ndryshua emri në Dipotamia. Ka qenë një fshat i cili më 1900 ka pasur 340 banorë shqiptarë mysliman dhe më 1910, 400 banorë, të gjithë shqiptarë. Më 1926 Revani ka pasur 85 shtëpi ku banonin 673 shqiptarë mysliman, të cilët e braktisën fshatin pasi aty u vendosën 130 familje greke të ardhur nga Azia e Vogël. Më 1945, Eurostat regjistroi 600 banorë, të gjithë grekë. Sot i përket komunës së Akriton dhe ke mbi 600 banorë.

Kënçov, 340 shqiptarë mysliman.[80]

---

[75] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,* Αθήναι, τόμοι Α, 1886, fq.122

[76] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,* Αθήναι, τόμοι Β, 1886, fq.224

[77] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.566

[78] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.104

[79] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.18

[80] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.566

Halkopulos, 400 myslimanë.[81]

13.) **NOVOSELLO**, më 1928, iu ndryshua emri në Korfulla. Gjendet 30 km në perëndim të Kosturit afër kufirit me Shqipërinë. Më 1900, Kënçov shkruan se ky fshat banohej nga 174 shqiptarë mysliman.[82] Brankof shkruan se në këtë fshat jetojnë 160 bullgarë.[83] Gjatë luftës qytetare greke 1946-19948, Novosello ishte një fshat i braktisur.

14.) **TUHULI,** më 1928 iu ndërrua emri në Pefkos. Gjendet 40 km në jugperëndim të Kosturit. Vasili Kënçov shkruan se aty banonin 120 shqiptarë të krishterë dhe 80 bullgarë.[84]Gjatë kryengritjes së Ilindenit fshati kishte 30 shtëpi me banorë grek dhe 40 shtëpi ku banonin myslimanë shqiptar.[85] Në regjistrimin e vitit 1932, u deklaruan 4 familje me kombësi shqiptare.[86] Sot i përket komunës Nestoriu dhe ka rreth 80 banorë dhe një pjesë e tyre janë me origjinë nga Kolonja.

15.) **LINOTOPI,** ndodhet në krahun verior të Malit të Gramozit. Kënçov, shkruan se në vitin 1900, banonin 250 shqiptarë të krishterë.[87]

---

[81] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.105

[82] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.566

[83] D.M.Brancoff, *La Macedoine Popullsia Chretienne*, fq.180-181

[84] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.567

[85] Дневник на Киряк Шкуртов, в: *Дневници и спомени за Илинденско-Преображенското въстание*, Издателство на Отечествения фронт, София, 1984, fq.64-65

[86] www.lithoksou.net/kastoria_t.html

[87] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.566

Nga ky fshat që ndodhet sot në Greqi kanë dalë piktorë të mëdhenj të ikonografisë në Shek. XVII si Mihali, djali i tij Kostandini dhe nipërit Nikolao dhe Dhimitri.[88]

Nga viti 1570-1656, piktorët e njohur nga Linotopi zbukuruan me ikona kishat në Maqedoni, Shqipërinë e Jugut, Thesali, Prilep, Aitolia.[89]

Kisha e Shën Nikollës (shek. XVII) në Saraqinishtë, Mitropolia e Gjirokastrës është afreskuar në vitin 1630, nga Mihali, nga Linotopi.[90]

Gustav Weigand (1860-1930) në librin "*Ethnographie Makedoniens"*, botuar më 1924 do të shkruante për Linotopin se është fshat vlleh shqipfolës.[91]

Sot Linotopi nuk figuron në hartë.

16.) **ÇETA dhe BOZHIGRA**, nuk kemi shumë të dhëna. Vasili Kënçovë shkruan se aty banonin 600 shqiptarë mysliman.[92]

17.) **VIDOVO**, nuk kemi shumë të dhëna për të, më 1900 Kënçov shkruan se në Vidovo ka pasur 550 shqiptarë mysliman.[93]

18.) **MUÇURISHTA,** për këtë fshat nuk kemi gjetur të dhëna të mjaftueshme. Vasili Kënçov shkruan se i përkiste Kazasë së Kosturit dhe në të banonin 320 myslimanë shqiptar.[94]

---

[88] *ALBANESI IN LOMBARDIA*, Maj 2010
[89] *ΔΕΛΤΙΟΝ ΤΗΣ ΧΡΙΣΤΙΑΝΙΚΗΣ ΑΡΧΑΙΟΛΟΓΙΚΗΣ ΕΤΑΙΡΕΙΑΣ*, Τομος ΚΒ, Αθινα, 2001, fq.343
[90] *NGJALLJA*, Tiranë, Qershor, 2009, fq.9
[91] Вайганд Густав, *Етнография на Македония*, т. 1, София, 1992, fq.465-466
[92] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.566
[93] Po aty

19.) **DRIANOVO**, ishte një fshat i vogël ku në fund të shek. XIX, banonin 90 shqiptarë të krishterë.[95]



Ushtarët osman me peshkopin e Kosturit Karavangjeli Germanos. Disa ushtarë nga veshja dallohen se janë shqiptar, 1903

[94] Po aty
[95] Po aty, fq.568




Kartolinë me shënimin, *Kosturi (Shqipëri*




Kartolinë me shënimin, *Kosturi (Shqipëri)*, Medreseja e Kosturit



Kosturi, në qendër dallohet *Xhamia Hasan*, 1916



Mbishkrimi në kishën Shën Athanas Muzaka në Kostur ku janë shënuar emrat e Teodor dhe Stojë Muzaka



Forcat ushtarake Shqiptare në Kostur, Korrik 1908



Peshkatar mysliman në Kostur, 1918

# KAPTINA V

# KAZAJA - PREFEKTURA E FOLLORINËS

## Qyteti i Follorinës

20.) **FOLLORINA** është një qytet kufitar në Greqinë e Veriut dhe i përket Prefekturës me të njëjtin emër. Ai kufizohet me qytetin e Bilishtit të Republikës së Shqipërisë dhe Prespën, në pjesën e Republikës së Maqedonisë. Ky qytet ndodhet në një lartësi 680 metra mbi nivelin detar dhe në regjistrimin e vitit 2011, kishte 22.000 banorë. Qyteti në gjuhën turke quhet - Florina, hebreje - Plurina, shqip - Follorina, bullgarisht dhe sllavo-maqedonisht - Lerin, pra emri i sotëm i qytetit - Florina buron nga turqishtja.

Në kohën e lashtë quhej Lykea dhe i përkiste mbretërisë së nënës së Filipit II, fisit të ilirëve Lynkestë të cilët e shtrinin mbretërinë e tyre përreth liqenit të Ohrit dhe kryeqendrën e kishin në qytetin e sotëm të Manastirit që është afër me Follorinën.

Emile Isambert në vitin 1873, shkruan se Follorina kishte 1.400 familje, të cilët ishin muhamedanë dhe shqiptar otoman, si dhe 100 familje ciganë.[96]

Francezi A. Synvet, profesor i gjeografisë në Liceun e Stambollit, më 1878 shkruan se qyteti i Follorinës kishte 1.800

---

[96] Emile Isambert, *Οδοιπορικά Μακεδονίας, Ηπείρου και Θεσσαλίας*, Αθήναι, 1878, fq.38

banorë.[97] Ndërsa si qytet Follorina i përkiste, Kazasë së Moglenës, e cila kishte 38.640 banorë.[98]

Në librin, “Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique”, botim i revistës bullgare Extrait du courier d’orinet, botuar në Stamboll më 1878, ku jepen të dhëna vetëm për popullsinë e gjinisë mashkullore thuhet se Follorina ka pasur 1.500 shtëpi ku jetonin 2.800 mysliman (shqiptar, turq, pomak, ciganë, tartarë) dhe 1.800 bullgarë.[99] Ndërsa Kazaja e Follorinës kishte 8.542 shtëpi ku jetonin 5.706 mysliman (shqiptar, turq, tartar, pomak), 16.667 bullgarë, 1.300 vlleh dhe 790 ciganë.[100]

Më 1889, G. T. Verkovik pretendon se Follorina ka pasur 212 shtëpi myslimane dhe 100 të krishtera. Në vitet e luftërave Ballkanike erdhën rreth 300 familje vlleh dhe sllavo-maqedonase nga Magarevo, Nizhepole, Trnovo - Manastiri. Në vitin 1912, popullsia e saj ishte 10 mijë banorë, nga këta 5 mijë mysliman turq, 1.600 romë mysliman, 100 shqiptar mysliman, 50 shqiptar ortodoks, 2.800 sllavo-maqedonas ortodoks, 150 vlleh ortodoks, dhe 300 hebrenj. Deri më 1924 shumica e popullsisë të besimit islam u detyrua të largohet dhe në vend të tyre qeveria greke vendosi 3.600 refugjatë ortodoks vlleh dhe maqedonas nga Manastiri e grek nga Turqia.[101]

Historiani serb Spiridon Gopsheviç, alias Leo Brenner në librin, “Serbia e Vjetër dhe Maqedonia”, më 1890, shkruan se në Kazanë e Follorinës jetonin 40.500 serb të krishterë,

[97] A. Synvet*, LES GRECS de L'Empire Ottoman: Etude Statistiques et Ethnographiques, Constantinople*, 1878, fq.51

[98] Po aty, fq.59

[99] *Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique, Exstrait Du Courrier D’Orient*, Costantinople, 1878, fq.6

[100] Po aty, fq.21

[101] www.lithoksou.net/florina_f.html

11.300 serb mysliman, 2.900 turq, pomak, 750 shqiptar, 50 grek, 4.000 vlleh, 1.900 ciganë.[102]

Në vitin 1893, udhërrëfyesi francez Viktor Berard shkruan se, M. Goptchevitch, në librin e tij: "Macedonien und Alt Serbien", (Vienne, 1889), se qyteti i Follorinës ka pasur 3.000 osman, 9.500 sllavë, 3.500 shqiptar dhe 400 ciganë.[103] Qyteti i Follorinës kishte 1500 shtëpi ku banoni shqiptar, sllavë të konvertuar në mysliman dhe vetëm 100 familje turke në një qytet kryesisht mysliman, një lagje me 500 shtëpi të krishtera që na kujtojnë shtëpitë prej druri dhe rrugicat e Ohrit dhe Strugës.[104] Ndërsa për prefekturën e Follorinës thotë se jetonin 48.000 serb, 4.000 shqiptar, 3.000 turq, 3.300 vlleh dhe 1.800 ciganë.[105]

Vasili Kënçov shkruan se në fund të shek. XIX, qyteti i Follorinës ka pasur 2.820 bullgar ortodoks, 5.000 turq, 100 shqiptarë të krishterë, 200 shqiptarë mysliman, 84 vlleh, 20 hebrenj dhe 1.600 cigan.[106]

Sipas shumës së shifrave individuale, duke detajuar çdo fshat, para fillimit të luftërave ballkanike, prefektura e Follorinës kishte 74.940 banorë. Nga këta, 50.450 ose 67,3% e popullsisë flisnin maqedonisht dhe ishin të krishterë. Grupi i dytë më i madh ishin myslimanë turq, numri i tyre arrinte në 11,770 njerëz ose 15.7% të popullatës. Shqiptarët ishin të tretë në madhësi me 6.770 njerëz, ose 9% e popullsisë. Nga këta 3.520 ishin myslimanë dhe 3.250 të krishterë. Kishte 3.400

[102] Спиридона Гопчевића, *Стара Србија и Македонија,* Београд, 1890, fq.00

[103] Victor Berard, *La Turquie et L'HELLENISME CONTEMPORAIN, La Macedoine-Hellenes-Bulgares-Valaques-Albanais-Autrichiens-Serbes, La tutte des races*, Paris, 1893, fq.169

[104] Po aty, fq.307

[105] Po aty, fq.204

[106] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.549

vlleh, 2.090 romë (1.800 mysliman dhe 290 të krishterë), 300 hebrenj dhe 150 pomak mysliman.[107]

Bullgari Dimitar Mishev-Brankof për Follorinën jep të dhëna vetëm për banorët që i përkisnin besimit fetar të krishterë dhe jep shifrat: 43.488 bullgarë, 110 grek, 3.354 vlleh, 2.808 shqiptar.[108]

Diplomati grek Athanasios Halkopulos më 1910për qytetin e Follorinës shkruan se ka pasur: 2.156 grek ortodoks, 500 bullgar dhe 6.500 mysliman.[109]

Ndërsa në fillim të Luftës së Dytë Ballanike Follorina kishte 8.000 banorë, nga këta 5.000 shqiptar dhe turq mysliman dhe 3.000 të krishterë.[110]

Bullgari Jordan Ivanov në librin, "Bullgarët në Maqedoni. Gjurmime dhe dokumente për gjuhën e tyre, stërgjyshërit dhe kombësisë, me hartë etnografike dhe statistika", botuar më 1915 shkruan se në prefekturën e Follorinës kishte 36.320 bullgarë, 13.150 turq, 30 grek, 3.860 vlleh, 5.155 shqiptar, 725 ciganë, 190 rabinë, dhe numri i përgjithshëm ishte 59.430 banorë.[111]

Profesori i universitetit të Beogradit Borivoje Millojeviç shkruan më 1920, se qyteti i Follorinës kishte 2.580 shtëpi, nga këto 950 sllavë të krishterë, 25 shqiptarë mysliman, 1.400

---

[107] www.lithoksou.net/florinasinolo.html

[108] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.35

[109] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΘΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ, (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου), Αθήναι, 1910, fq.90

[110] *Μεγάλη Ελληνική Εγκυκλοπαίδεια*, o.p, fq.83

[111] Йорданъ Ивановъ*, Българите в Македония. Издирвания и документи за тяхното потекло, език и народност с етнографска карта и статистика*, София, 1915, fq.CIV

mysliman turq, 30 vlleh të krishterë dhe 175 ciganë mysliman.[112]

Pas vitit 1922, në bazë të Marrëveshjes së Lozanës (30 Janar 1923) për shkëmbimin e popullsisë midis Greqisë dhe Turqisë edhe qyteti i Follorinës si shumë qytete dhe fshatra të Greqisë pësoi ndryshime të mëdha të kombësive dhe besimeve fetare për nga numri i banorëve. Në këtë qytet dhe fshatrat e saj erdhën grek nga Azia e Vogël dhe Kaukazi. Ata u vendosën nëpër shtëpitë e turqve dhe të shqiptarëve.

Në vitit 1924, në bazë të marrëveshjes së shkëmbimit të popullsisë gjeografia e fshatrave për nga etnia e banorëve dhe e qytetit të Follorinës ndryshoi pothuajse tërësisht. Rreth 18 mijë mysliman turq dhe shqiptarë u dëbuan për në Turqi, disa familje shqiptare preferuan të shkonin fshehurazi në Shqipëri. Një pjesë e shqiptarëve ortodoks paguan të holla zyrtarëve vendor grekë dhe iu mundësua të jetonin në shtëpitë e tyre. Ndërsa në shtëpitë e turqve dhe shqiptarëve që u larguan u vendosën rreth 11.000 refugjatë ortodoks të ardhur nga Azia si grek, armen, rusë. U dëbuan në atë periudhë dhe mbi 1.600 sllavo-maqedonas për në ish-Jugosllavi.

Në vitet 1920-1926, 35.000 shqiptar, banorë të 24 fshatrave të Kosturit dhe 14 fshatrave të Follorinës u dërguan me forcë për në Turqi. Këto fshatra, me largimin e popullsisë shqiptare myslimane për në Anadoll, filluan të asimilohen.[113]

Në regjistrimin e vitit 1928, që bëri qeveria greke në prefekturën e Follorinës u deklaruan 38.917 banorë grek, 28.884 sllavo-maqedonas, 1.369 vlleh, 379 hebrenj, 75 turq, 70 shqiptar mysliman, një shqiptar ortodoks, 19 ciganë. Ndërsa në qytetin e Follorinës më 1928 u regjistruan 10.585 banorë nga të cilët 3.612 janë refugjatë të ardhur para vitit 1922 dhe 1.999

---

[112] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.20

[113] *SHQIP*, Tiranë, 19 Mars, 2011

refugjatë të ardhur pas vitit 1922. Nga 10.585 banor të regjistruar, 7.777 ishin grek ortodoks, 1.638 sllavo-maqedonas, 513 turq ortodoks, 284 izraelit, 255 vlleh, 48 shqiptar mysliman, 15 turq mysliman dhe 55 të tjerë.[114]

Sipas shumë studiuesve që janë marrë me çështjen e popullsisë së Follorinës pretendojnë se regjistrimi nuk ishte saktë sepse qeveria greke fshehu numrin e vërtetë të banorëve jo-grek.

Përfaqësuesit e Komisionit Evropian Riki Van Boechoten dhe Helleen van der Minne, në raportin e tyre të botuar më 2001, shkruanin se në prefekturën e Follorinës 15.228 banorë flasin gjuhën sllave në familje, 2.114 gjuhën shqipe, 789 gjuhën vllehe, 5.554 gjuhën pondiaka (një dialekt i gjuhës greke të refugjatëve nga Deti i Zi) dhe 12.527 gjuhë të përzier-Mixed.[115]

Termi refugjat është përdorur për të përcaktuar grekët e ardhur nga Trakia turke, Azia e Vogël e Kaukazi, të cilët u vendosën në Greqi në bazë të marrëveshjes midis Greqisë dhe Turqisë më1922-1923. Kjo marrëveshje më shumë nga të gjithë i dëmtoi shqiptarët mysliman të cilët i braktisën fshatrat e tyre nga dhuna që ushtroi shteti grek duke i futur në kategorinë e banorëve me kombësi turke.

Ndër vite, gjatë luftës së Dytë Botërore dhe luftës qytetare greke 1946-1949, qeveritë greke bënë spastrim etnik në Follorinë dhe fshatrat e saj duke përzënë në faza të ndryshme banorët që ishin me kombësi bullgare, turke, shqiptare, hebreje dhe sllavo-maqedonasve.

---

[114] www.lithoksou.net/pigesflorina.html
[115] www.strates.revues.org/381?&id=381

## Fshatrat shqiptare të Prefekturës së Follorinës

Studiuesi arbëresh, prof.dr.Antonio Bellushi, në librin e tij “RICERCHE E STUDI TRA GLI ARBERORI DELL’ ELLADE”, shkruan se në Follorinë gjenden 8 fshatra në të cilat banorët ende flasin gjuhën shqipe si: Bell-Kamen (Dhrosopigji), Negovan (Flamburon), Kato Kotori (Idhrusa), Ano Kotori (Ano Ydhrusa), Lehovo (Lehovo), Negoçan (Niki), (Tripotamos), Mahalla (Tropaiohos).[116] (në kllapa janë emrat e sotëm të fshatrave, shën. A.LL)

Shkrimtari dhe publicisti grek Dhimitri Lithoksus jep të dhëna për 18 fshatra të Follorinës që banoheshin nga shqiptarët mysliman dhe ortodoks para se të vinin refugjatët në vitin 1924. Fshatrat që Dhimitër Lithoksu sjell në studimet e tij janë: Vartolom (Agjios Vartolomeos), Vineni (Pili), Vapçini (Himadhon), German (Agjios Germanos), Kleshtino Gorno (Ano Klinees), Kleshtino Dolno (Kato Klines), Kotori Gorno (Ano Ydhrusa), Kotori Dolno (Kato Ydhrusa), Elovo (Elatias), Klabuçishta, (Poliplatono), Mahalla (Tropaiohos), Bell-Kamen (Dhrosopigji), Negovani (Flamburon), Negoçan (Niki), Pleshevica (Kollhiki), Popli (Lefkonas), Rambi (Lemos), Hinshko (Hinskon).

Gjeografi shqiptar prof.dr. Selman Sheme, në një nga studimet e tij shkruan se më 1912, në Kazanë të Follorinës kishte 22 fshatra me shqiptar të krishterë.[117] Por në shkrimin e tij prof.Sheme nuk jep emrat e fshatrave apo të dhëna të tjera të mjaftueshme, megjithatë ai është më afër si numër për fshatrat

---

[116] Antonio Bellusci, *RICERCHE E STUDI TRA GLI ARBERORI DELL’ ELLADE*, Cosenza, 1994, fq.39

[117] *SHQIP*, Tiranë, 19 Mars, 2011

shqiptar pa përcaktimin e besimit fetar nga të dhënat që do ti paraqesim më poshtë.

Nga kërkimet që kam bërë, në disa biblioteka dhe arkiva të huaja na dalin 22 fshatra të prefekturës së Follorinës që kanë qenë banuar nga shqiptarët ortodoks dhe mysliman të cilët pas viteve 1912, dal ngadalë i kanë braktisur këto vendbanime ose janë asimiluar nga presionet e shtetit grek dhe në vend të tyre qeveritë greke kanë vendosur refugjat të ardhur nga Azia e Vogël dhe vlleh.

Në vitin 1993, Komisioni Evropian financoi një studim për prefekturën e Follorinës në lidhje për përdorimin e gjuhëve të pakicave në këtë pjesë të Greqisë së Veriut. Studimi u krye në terren në shator 1993, dhe u vërejt se në prefekturën e Follorinës dhe Aridea përveç gjuhës shtetërore, greqishtes, nga banorët ende fliteshin maqedonishtja, vllahishtja, shqipja, turqishtja, gjuha rome dhe dialekti i gjuhës greke e folura nga refugjatët të ardhur nga Deti i Zi. Ky studim përfshiu 72 fshatra nga 139 që janë në këtë rajon dhe u krye nga Riki Van Boechoten, profesoreshë e Historisë, Arkeologjisë dhe Antropologjisë në Universitetin e Thesalisë në Greqi. Autore e disa punimeve shkencore dhe librave rreth historisë dhe antropologjisë. Gjithashtu në këtë studim mori pjesë Helleen van der Minne. Studimi në fjalë iu paraqit Komisionit Evropian me titull: "Gjuhët e pakicave në Greqinë Veriore, vizitë studimore në Florina dhe Aridea, Shtator, 1993". Nga ky studim doli se në 3 fshatra të prefekturës së Follorinës shqiptarët ishin shumicë, dhe në 3 të tjerë shqiptarët pakicë.[118]

Në bazë të dokumenteve do sjellim të dhëna për fshatrat ku kanë banuar shqiptarët. Pas vitit 1924 e deri më 1928, këtyre fshatrave ju ndërruan emrat e vjetër. Së bashku me ndryshimin e emrave të fshatrave filloi procesi edhe i ndryshimit të mbiemrave të familjeve jo-grek.

118 www.strates.revues.org/381?&id=381

Shumë fshatra nga luftërat ballkanike, botërore dhe dhuna që ushtronte shteti grek janë zhdukur nga harta, pra nuk ekzistojnë më. Banorët e tyre për t'i mbijetuar këtyre ngjarjeve kanë emigruar në Evropë, SHBA ose në vendet fqinje me Greqinë si në Shqipëri, IJR Maqedoni dhe Turqi. Këto fshatra mund t'i gjejmë sot vetëm nëpër kujtesën e historisë, atëherë kur popujt e etnive dhe besimeve fetare të ndryshme jetonin së bashku në paqe.

21.) **VARTOLON**, emri iu ndërrua në Vartholomaios dhe më 1928 në Agios Vartholomaios. Vartolon ishte një fshat i vogël, që në vitin 1889 kishte 125 të shtëpi krishterë dhe 80 mysliman. Para luftërave Ballkanike, ky fshat banohej vetëm nga shqiptarët. Në vitin 1912, në të banonin 460 shqiptar mysliman. Mbretëria e Greqisë me anë të ushtrisë së saj bëri regjistrimin e popullsisë në shtator 1913 dhe në Vartolon u regjistruan 343 njerëz. Nga fundi i vitit 1924, shqiptarët mysliman detyrohen ta braktisin fshatin dhe në vend të tyre u vendosën refugjat nga Deti i Zi dhe Kaukazi. Në regjistrimin e vitit 1928 u regjistruan 370 banorë grek[119]. Sot i përket komunës së Perasmatos dhe ka rreth 170 banorë.

Kënçovë, 360 shqiptar mysliman.[120]

Halkopulos, 178 mysliman.[121]

Millojeviç, 70 shtëpi ku banoni shqiptar mysliman.[122]

---

119 www.lithoksou.net/florina_v.html

120 Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.550

121 Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ, (Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου)*, Αθήναι, 1910, fq.92

122 Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.21

22.) **VINENI**, sot quhet Pili, i përket komunës së Prespës dhe ka rreth 90 banorë. Në vitin 1912, në këtë fshat banonin vetëm 230 shqiptar mysliman. Në regjistrimin e vitit 1913, u regjistruan 224 banorë. Disa vite më vonë pasi shqiptarët e braktisën fshatin në vend të tyre, qeveria greke solli 200 refugjatë nga Azia e Vogël dhe në vitet 1950 solli edhe disa vlleh nga Epiri.[123]

Në këtë fshat ka qenë selia e Qeverisë Demokratike ose Qeveria e Malit siç e quanin gatë luftës qytetare greke të 1946-1949. Ky fshat ishte vendi i qëndrimit të sekretarit të përgjithshëm të partisë komuniste greke Nikos Zahariadhit.

Kënçovë, 155 shqiptar mysliman.[124]

Brankof, 306 shqiptar të krishterë.[125]

Millojeviç, 18 shtëpi ku jetonin shqiptar mysliman.[126]

Në vitin 1981, banorët janë deklaruar vlleh.[127]

23.) **VRAPÇINI**, më 1926 fshati mori emrin Himadhi. Në vitin 1912 ishte një fshat i vogël me 40 banorë mysliman turq të cilët u larguan për në Turqi më 1914. Në vitin 1928 erdhën për të banuar në këtë fshat 50 shqiptar ortodoks.[128]

Fshati gjendet buzë liqenit Himadhitidhas. Në vitin 1928 disa shqiptar nga Lehova erdhën dhe blenë shtëpitë dhe tokat nga turqit që u larguan. Banorët shqiptar nga Lehova që erdhën kanë mbiemrin Taçi dhe i pari i tyre quhej Anastasios Taçi, kurse fëmijët e tij Nikola dhe Evangjel Taçi. Pas disa

---

[123] www.lithoksou.net/florina_v.htm

[124] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.542

[125] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.170

[126] Бориводе Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.16

[127] www.strates.revues.org/381?&id=381

[128] www.lithoksou.net/florina_v.html

vitesh, një turk hodhi në gjyq familjen Taçi dhe Stefanidhi me akuzën se nuk ia kishin blerë shtëpinë dhe tokat, por pas shumë gjyqesh dhe me rreth 40 dëshmitar familja Taçi dhe Stefanidhi e fitojnë gjyqin për pronat në fshatin Himadhin. Banorë të tjerë nga Lehova që mërguan në këtë fshat janë Petro Stefanidhi dhe Dhimo Petros. Pas luftës qytetare 1946-1949, një pjesë e familjes Taçi dhe Stefanidhi emigruan në SHBA dhe Australi. Ndërsa banorët tjera u shpërngulën përgjithmonë në Lehovë, Amidio, Kostur, Follorinë, Ptolemaidha, Nausa dhe në Selanik. Nga viti 1951 e deri më sot, Himadhi është një fshat i braktisur dhe nuk figuron në hartën e ndonjë komune.

Halkopulos, 29 banor mysliman.[129]

Më 1932 u regjistruan 9 familje shqiptare.[130]

24.) **BELL-KAMEN**, pas vitit 1928 u quajt Drosopigi. Nga viti 1909-1910 në Bell-Kamen ka funksionuar një shkollë në gjuhën shqipe e cila u mbyll nga grekët. Po nga ky fshat është njëri nga luftëtarët e çështjes shqiptare, Spiro Bellkameni (1885-1912). Ai luftoi me çetën e tij kundër ushtrisë osmane, kundër kishës greke dhe Fanarit. Përjashtoi forcat ushtarake greke nga Bellkameni e Negovani. Më 18 Maj 1901, duke luftuar me forca të dërguara nga kisha greke në Follorinë, u plagos rënd.

Spiro Bellkameni u priu çetave që hynë në Korçën e çliruar, të cilët në kokë mbanin kësula të bardha ku shkruheshin fjalët: *Liri a Vdekje*![131]

---

[129] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΘΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ, (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου), Αθήναι, 1910, fq.94

[130] www.lithoksou.net/florina_v.html

[131] Edwin Jancques, *ShQIPTARËT, Historia e popullit shqiptar nga lashtësia deri në ditët e sotme*, Tiranë, 1996, fq.297

U vra në pabesi në tetor 1912, vetëm pak ditë para se të shpallej Pavarësia e Shqipërisë. Spiro Bellkameni ka thënë: *"Gjer sot punova për botën, paskëtaj do punoj për kombin tim"*.

Revista "Ylli i Mëngjesit" e vitit 1918 për Spiro Bellkamenin shkruan*:"Tradhtia dinake dhe e poshtër rrëmbeu një nga trimat të shquar. Veprat e tij janë të gjalla, Jeta, veprat atdhetare të Spiro Ballkamenit janë të ditura prej çdo shqiptari"*.

Bellkameni (Dhrosopigi) dhe Negovan (Flamburo), ende ruajnë traditat shqiptare sidomos në dasmat e tyre. Një studim rreth martesave tradicionale shqiptare në këto dy fshatra ka botuar vite më parë në revistën BESA që e botonte Lidhja e Arvanitasve të Greqisë shkrimtari Harallambu Stiliadhi.[132] Shkrimtari në fjalë sjell në punimin e tij edhe vargje që i këndohen në gjuhën shqipe ardhjes së nuses në Negovan dhe Bellkamen.

Kur ma sjell kafen
mitan kokën njan
tu s të lënë tëlet
të të shoh suman

Me dorën e holl
ndana nga një moll
Me dorën e bardh
ndana nga një dardh

Me dorën e zeshk
ndana nga një pjeshk

---

[132] *ΜΠΕΣΑ*, Athinë, Shkurt, 1992, fq.19-20

Në një reportazh të bërë nga gazetari Marin Mema i Top-Channel në Mars 2013, jepen pamje nga ky fshat ku banorët deklaruan se e flasin ende gjuhën shqipe. Stavro Stilollari - Stiliadhis u shpreh se: “Nëna ime nuk dinte greqisht. Plakat, më parë, përfshi nënën time, flisnin vetëm shqip. Unë e ndiej se jam shqiptar, them se jam shqiptar. Po jo se dua që të bëhet Shqipëria këtu apo të bëhet, atje”.[133]

Këto janë vetëm disa dëshmi të sotme që tregojnë se në Bell-kamen flitet ende gjuha shqipe nga banorët e moshës mbi 50 vjeçar, ndërsa të rinjtë për arsye të njohura tashmë nuk e kanë mësuar gjuhën e prindërve të tyre. Sipas vetë banorëve të sotëm shumica e tyre deklarojë se origjinën e kanë nga Suli, Voskopoja, Vithkuqi, Erseka. Të parët e tyre kanë ardhur para shek. XIX.

Në librin e tij majori Nikolaos Shinas shkruan se Bellkameni kishte 1.200 banorë të krishterë, shkollë, kishë, han dhe çezma uji.[134]

Në regjistrimin e vitit 1913, në Bell-kamen u regjistruan 1.364 banorë. Në regjistrimin e vitit 1932, u deklaruan 150 familje të huaja, 30 rumunë dhe 10 shqiptarë.[135]

Extrait Du Courrier D’Orient, 100 shtëpi, 310 shqiptarë të gjinisë mashkullore.[136]

Kënçov, 560 shqiptarë të krishterë, 100 vlleh.[137]

Brankof, 100 vlleh, 560 shqiptar. Fshati ka një shkollë vllehe me dy mësues.[138] Millojeviç, 50 shtëpi ku banojnë shqiptarë ortodoks dhe 150 shtëpi vllehe.[139]

---

[133] *LAJM*, Shkup, 13 Prill, 20013, fq.16

[134] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,* Αθήναι, τόμοι Β 1886. fq.250

[135] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[136] *Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique, Extrait du courrier d’orient,* Costantinople, 1878, fq.20

[137] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.550

Riki Van Boeschoten dhe Helleen van der Minne, 1993, banorët janë deklaruar shqiptar dhe vlleh.[140] Sot i përket komunës së Perasmatos dhe ka rreth 240 banorë.

25.) **ELEOVA,** është një fshat që rreth vitit 1878 i përkiste Kazasë së Kosturit dhe sipas të dhënave të mëposhtme në fund të shek. XIX i takoi Kazasë së Follorinës. Qeveritë greke duke parë rëndësinë antike të Eleovës ia ndërruan emrin në Lakkia dhe më vonë Levaia (Λεβαια). Sot i përket komunës Filota dhe ka rreth 920 banorë, është vend me interesa arkeologjike. Një studim të Lena Jankovski dhe Alex Bakratcheff për ndryshimin e emrave sllavë të 804 fshatrave në Greqinë e Veriut në emra grek, shkruajnë se Eleova i përkiste Kosturit me emrin Lakia. Pra, Lakia ose Lakkia që më tej mori emrin Levaia. Kemi të bëjmë me Eleovën dhe jo me Elevis siç shkruan studiuesi grek Dhimitri Lithoksu. Ne e kundërshtojmë këtë në bazë të burimeve shkencore që Eleova është quajtur Lakkia dhe më vonë Levaia.

Herodoti shkruan: *"Tani pasardhësi i shtatë i këtij Aleksandërit ishte Perdiccas i cili së pari u bë Despot i maqedonasve, dhe që këtu vijon:- Nga Argos kanë ikur për te ilirët tre vëllezërit pasardhësit e Temenos, Gauanes, Aeropos dhe Perdikas, duke kaluar nga ilirët në pjesët e sipërme të Maqedonisë, ata erdhën në qytetin e Lebaia".*[141]

---

[138] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.176

[139] Боривоје Милојевић, Јужна Македонја - Антропогеографска, Београд, 1920, fq.20

[140] www.strates.revues.org/381?&id=381

[141] HERODOTI HALICARNASSEI HISTORIOGRAPHI LIBRI VIII, MVSARVM, LVGDVNI APVD SEB. GRYPHIVM, 1542, fq.612-613

Sipas legjendës që na rrëfen Herodoti, VIII, 137, kur mbërriti Perdika në Maqedoni nga Iliria, hyri si lopçar me vëllezërit e tij te mbreti i Levajës.[142]

Extrait Du Courrier D'Orient, 300 shtëpi, 900 shqiptarë të gjinisë mashkullore.[143]

Kënçov, 750 shqiptarë të krishterë, 90 vlleh të krishterë.[144]

Brankof, 90 vlleh dhe 750 shqiptarë të krishterë.[145]

26.) **<u>ELOVO</u>**, më 1928, u emërtua në Ellatia. Rreth vitit 1878 i përkiste Kazasë së Kosturit, por pas disa vitesh u regjistrua si fshat që i takoi Prefekturës së Follorinës. Ndodhet në perëndim të Bell-kamenit dhe ka qenë i banuar që në kohët e lashta ku në kishën e dëmtuar të Shën Gjergjit gjenden varre të vjetra. Në hartat e vjetra të kohës së Bizantit fshati emërohet Elovo. Në vitin 1937, mbi rrënojat e kishës dhe me gurët e varreve u ndërtua një shkollë për fëmijët e fshatit. Ky fshat ka qenë i vogël dhe në të jetonin vetëm shqiptar ortodoks të cilët e braktisën atë. Në këtë fshat të vogël ka pasur një kishë dhe një shkollë fetare[146]. Pas vitit 1950, nuk ekziston në hartën e fshatrave në Greqi.

Extrait Du Courrier D'Orient, 40 shtëpi, 130 shqiptarë të gjinisë mashkullore.[147]

---

[142] *SHQIP*, Tiranë, 5 shkurt, 2009

[143] *Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique, Extrait du courier d'orinet*, Costantinople, 1878, fq.20

[144] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика,* София, 1900, fq.550

[145] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.176

[146] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[147] *Ethnographie des Vilayets d'Andrinople, de Monastir et de Salonique*, *Extrait du courrier d'orient* Costantinople, 1878, fq.20

Shina, 60 banorë të krishterë.[148]
Kënçov, 40 shqiptarë të krishterë.[149]
Brankof, 48 shqiptarë.[150]
Millojeviç, 6 shtëpi ku banojnë shqiptarë ortodoks.[151]
Në regjistrimin e vitit 1928, Elovo kishte 52 banorë.[152]

27.) **LEHOVA,** është një fshat ku sipas regjistrimit të vitit 1920, banonin shqiptar ortodoks në 380 shtëpi. Por shumë shpejtë këta shqiptar me dhunë u detyruan të deklarohen vlleh grek në regjistrin e vitit 1945, diku 1.496 banorë me ndërgjegje greke.

Më 1900, Lehova ka pasur një shkollë fetare ortodokse dhe një kishë të madhe ku ritet fetare i kryenin rreth 2.000 mijë njerëz. Nga regjistrimet e viteve 1878, 1912, 1913, 1920 dhe 1940, shënohet se diku 1.200 deri 1.900 banorë ishin popullsi e pastër shqiptare. Pas viti 1945, në këtë fshat qeveria solli popullsi greke nga Azia e vogël.

Lehova gjendet rreth 40 km nga Kosturi dhe 60 km nga Follorina. Ky fshat dikur i përkiste Sanxhakut të Korçës dhe nga viti 1927-1941 i përkiste Kazasë së Follorinës dhe 1941-1941 Prefekturës së Kosturit. Pas vitit 1942, e deri më sot i përket Prefekturës së Follorinës dhe ka rreth 1.220 banorë.

Në një studim të financuar nga Bashkimi Evropian, në fillim të viteve 1990, Niko Fotiu mblodhi 1.000 fjalë të gjuhës

---

[148] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,,* Αθήναι, τόμοι Β, 1886, fq.251

[149] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.550

[150] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.176

[151] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.20

[152] www.lithoksou.net/florina_gh.html

shqipe në Lehovë.[153] Këto fjalë i mblodhi nga banorët të cilët i përkisnin moshës 45-74 vjeç.

Synvet, 1.800 banorë.[154]

Shina, fshat shqiptaro-grek me 300 familje, ka një kishë të madhe.[155]

Kënçov, 750 shqiptarë ortodoks, 90 vlleh ortodoks.[156]

Millojeviç, 380 shtëpi ku banojnë shqiptarë të krishterë.[157]

Në vitin 1981, në Lehovë banorët janë deklaruar shqiptarë.[158]

28.) **GERMAN**, më 1926, iu ndërrua emri në Agios Germanos. Agjios Germanos (Shën Gjermanos) është një fshat malor që dikur i përkiste prefekturës së Prespës, ndërsa sot i takon asaj të Follorinës. Gjendet në kufirin midis Greqisë dhe Maqedonisë. Ky fshat ndodhet 48 km nga Follorina dhe 54 km nga Kosturi.

Në vitin 1912, aty jetonin 1.450 sllavo-maqedonas të krishterë dhe 130 shqiptarë mysliman të cilët më 1924, i braktisën shtëpitë e tyre. Ndërsa maqedonasit e braktisën përfundimisht fshatin në përfundim të luftës qytetare më 1949[159]. Ata, emigruan në ish-Jugosllavinë dhe në vendet e

---

[153] *ΑΡΒΑΝΙΤΙΚΑ ΚΑΙ ΕΛΛΗΝΙΚΑ ΖΗΤΗΜΑΤΑ ΠΟΛΥΓΛΩΣΣΙΚΩΝ ΚΑΙ ΠΟΛΥΠΟΛΙΤΙΣΜΙΚΩΝ ΚΟΙΝΟΤΗΤΩΝ*, Λιβαδεια, 1998, fq.24

[154] A.Synvet, *LES GRECS de L'Empire Ottoman: Etude Statistiques et Ethnographiques, Constantinople*, 1878, fq.56

[155] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,* Αθήναι, τόμοι Α, 1886, fq.156

[156] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.550

[157] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.20

[158] http://strates.revues.org/381?&id=381

[159] www.lithoksou.net/florina_gh.html

Evropës Lindore. Në vend të tyre qeveria greke vendosi refugjatë nga Azia e Vogël dhe vlleh nga Epiri. Para luftës qytetare greke fshati numëronte 3.500 banorë dhe u shkatërrua tërësisht. Sot i takon komunës së Prespon dhe ka rreth 180 banorë të cilët merren kryesisht me punë bujqësore, blegtori dhe turizëm.

Kënçov, 680 bullgarë të krishterë dhe 125 shqiptarë mysliman.[160]

Brankof, German i përket Kazasë së Manastirit, banojnë 1.160 bullgar dhe 90 shqiptarë. Fshati ka një shkollë, një mësues dhe 34 nxënës, gjithashtu ka edhe një shkollë fetare, një mësues dhe 80 nxënës.[161]

Millojeviç, 235 shtëpi ku banojnë sllavë të krishterë dhe 15 shtëpi të shqiptarëve mysliman.[162]

29.) **GORNO KLESHTINO** (Kleshtina e Epërme) më 1926, u emërtua Ano Klines. Ky fshat ndodhet 8 km larg qytetit të Follorinës dhe rreth 6 km larg kufirit me Republikën e Maqedonisë-FYROM.

Në vitin 1912, në të jetonin 850 shqiptarë mysliman të cilët e braktisën fshatin pas vitit 1924. Në vend të shqiptarëve mysliman u vendosën grek nga Trakia, Azia e Vogël dhe 100 maqedonas.[163]

Shqiptarëve mysliman iu ndalua t'ua shisnin shtëpitë dhe tokat grekëve të ardhur nga Trakia Lindore, kështu ata morën me vete pak gjëra, në ikjen me nxitim nga frika e vrasjeve nga ana e grekëve. Më 1926, refugjatët e ardhur filluan

---

[160] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.542

[161] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.170

[162] Боривоје Милојевић, *Јужна Македоја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.16

[163] www.lithoksou.net/florina_gh.html

punimet për ndërtimin e kishës së parë e cila përfundoi më 1927. Sot në këtë fshat jetojnë rreth 180 banorë dhe i përket komunës së Kato Kleinon (Kline e poshtme).

Shina, 530 shqiptarë myslimanë.[164]

Kënçov, 350 banorë shqiptarë mysliman.[165]

Halkopulos, 695 mysliman.[166]

Millojeviç, 7 shtëpi sllavë të krishterë dhe 200 shtëpi shqiptarë mysliman.[167]

30.) **DOLNO KLESHTINO**, (Kleshtina e Poshtme) më 1926 u quajt Kato Kleines. Në vitin 1912, në të jetonin afërsisht 450 sllavo-maqedonas të krishterë dhe 350 shqiptarë mysliman. Më 1924, shqiptarët mysliman, e braktisën fshatin dhe nga qeveria greke në vend të tyre u vendosën refugjatë nga Kaukazi. Më 1928 në këtë fshat jetonin 500 sllavo-maqedonas dhe 300 refugjatë. Sllavo-maqedonasit pas disa vitesh e braktisën fshatin duke u vendosur në ish-Jugosllavi dhe në vendet e Evropës Lindore.[168]

Kato Klines, gjendet 8 km larg Follorinës dhe rreth 4 km kufirit me Republikën e Maqedonisë dhe i përket komunës me të njëjtin emër, sot ka rreth 390 banorë.

---

[164]Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,*, Αθήναι, τόμοι Α, 1886, fq.262

[165] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.549

[166] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ, (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου), Αθήναι, 1910, fq.91

[167] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.20

[168] www.lithoksou.net/florina_gh.html

Shina, 500 të krishterë dhe 230 myslimanë. Fshati ka kishë, një shkollë për djem, një han dhe dy kulla.[169]

Kënçov, 150 shqiptarë mysliman, 400 bullgarë të krishterë.[170]

Halkopulos, 500 grek ortodoks, 152 myslimanë.[171]

Millojeviç, 45 shtëpi ku jetojnë sllavë ortodoks dhe 50 shtëpi ku jetojnë shqiptarë mysliman.[172]

31.) **<u>KLABUÇISTA</u>**, më 1926 iu ndërrua emri në Poliplatano. Në të në vitin 1912 banonin, 550 sllavo-maqedonas të krishterë dhe 150 shqiptarë mysliman.[173]

Shqiptarët mysliman e braktisën fshatin në vitin 1924, dhe në vend të tyre qeveria greke vendosi refugjatë nga Azia e Vogël që njihen me emrin Pondio. Sot i përket komunës së Kato Klines dhe ka rreth 255 banorë.

Shina, 830 të krishterë dhe 155 mysliman, ka kishë dhe një shkollë greke.[174]

Kënçov, 750 bullgarë dhe 100 shqiptarë mysliman.[175]

Halkopulos, 100 shqiptarë mysliman, 350 grek ortodoks dhe 300 bullgarë.[176]

---

[169] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,*, Αθήναι, τόμοι Α, 1886, fq.261

[170] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.549

[171] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ, (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου), Αθήναι, 1910, fq.91

[172] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.20

[173] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[174] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,*, Αθήναι, τόμοι Β, 1886, fq.274

[175] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.536

Millojeviç, 50 shtëpi ku banojnë sllavë dhe 20 të tjera ku banojnë shqiptarët.[177]

32.) **GORNO KOTORI** (Kotori i Epërm), më 1928 u quajt Ano Ydhrusa.
Në vitin 1912 në këtë fshat jetojnë 220 maqedonas të krishterë dhe 40 shqiptarë ortodoks.[178]

Disa familje shqiptare quheshin Petro Kaçura, Stravro Kaçura, Ilia Kristo për të cilët Stefos Grigoriu thotë se janë familje shqipfolëse me ndërgjegje greke.

Shina, 250 banorë.[179]

Kënçov, 168 bullgarë të krishterë dhe 60 shqiptarë të krishterë.[180]

Brankof, 216 bullgarë dhe 120 shqiptarë të krishterë.[181]

Millojeviç, 74 shtëpi sllavë ortodoks dhe 6 shtëpi shqiptarë ortodoks.[182]

Në vitin 1981, në Kotorin e Epërm banorët janë deklaruar shqiptarë dhe maqedonas.[183] Sot i përket komunës Perasmatos dhe ka rreth 230 banorë.

---

[176] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΘΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ, (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου), Αθήναι, 1910, fq.72

[177] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска,* Београд, 1920, fq.20

[178] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[179] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,*, Αθήναι, τόμοι Β, 1886, fq.251

[180] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.549

[181] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.176

[182] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.20

[183] www.strates.revues.org/381?&id=381

33.) **DOLNO KOTORI**, më 1927 iu ndërrua emri në Ydhrusa ose Kato Ydhrusa (Idhrusa e Poshtme). Ishte një fshat i vogël ku jetonin shqiptarë të krishterë dhe sllavo-maqedonas të krishterë. Në vitin 1912, në këtë fshat jetonin rreth 650 sllavo-maqedonas të krishterë dhe 200 shqiptarë të krishterë. Në fund të luftës qytetare greke (1946-1949) 35 familje sllavo-maqedonase emigruan në ish-Jugosllavi dhe 68 prej tyre në vendet e Evropës Lindore.[184]

Shina, 800 banorë.[185]

Kënçov, 600 bullgarë të krishterë dhe 174 shqiptarë të krishterë.[186]

Brankof, 608 bullgarë të kishës së pavarur bullgare, 176 bullgarë të kishës së Stambollit dhe 180 shqiptarë. Funksionon një shkollë fetare bullgare me 30 nxënës dhe një mësues. Gjithashtu ka edhe një shkollë fetare e varur nga Patrikana e Stambollit me 22 nxënës dhe një mësues.[187]

Millojeviç, 120 shtëpi sllavë të krishterë dhe 30 shtëpi shqiptarë të krishterë.[188]

Në vitin 1981, në Ydhrusën e Poshtme banorët janë deklaruar shqiptar dhe maqedonas.[189] Sot Ydhrusa i përket komunës së Perasmatos dhe ka rreth 300 banorë.

34.) **PLESHEVICA**, më 1928 u quajt Kolhiqi. Ishte një fshat i madh ku jetonin rreth 1.924 shqiptarë myslimanë të cilët

---

[184] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[185] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,*, Αθήναι, τόμοι Β, 1886, fq.251

[186] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.549

[187] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.170

[188] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.20

[189] www.strates.revues.org/381?&id=381

e braktisën më 1924, dhe në vend të tyre qeveria greke solli në vitin 1928, 350 refugjatë nga Kaukazi.[190] Sot i përket komunës Perasmatos dhe ka rreth 230 banorë.

Kënçov, 700 shqiptarë mysliman.[191]

Halkopulos, 399 myslimanë.[192]

Millojeviç, 80 shtëpi ku jetojnë shqiptarë mysliman.[193]

35.) **<u>POPLI</u>**, më 1926 iu ndryshua emrin në Lefkonas. Ishte një fshat i vogël ku banonin shqiptarë mysliman dhe sllavo-maqedonas të krishterë. Më 1912, në të jetonin rreth 300 shqiptarë dhe 200 sllavo-maqedonas. Në vitin 1924 myslimanët e braktisën fshatin dhe në vend të tyre qeveria greke vendosi refugjatë nga Azia e Vogël. Pas luftës qytetare greke (1946-1949) shumica e maqedonasve ikën në ish-Jugosllavi dhe në vendet e Evropës Lindore.[194] Fshati ndodhet 42 km nga Follorina, dhe thuhet se është ndërtuar në vitin 880. Sot i përket komunës Prespon dhe ka rreth 115 banorë.

Shina, 30 familje të krishtera dhe 50 familje myslimane, një kishë, një xhami dhe dy hane të vogla.[195]

Kënçov, 180 bullgarë të krishterë dhe 210 shqiptarë myslimanë.[196]

---

[190] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[191] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.550

[192] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ, (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου), Αθήναι, 1910, fq.92

[193] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.21

[194] http://www.lithoksou.net/florina_gh.html

[195] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,*, Αθήναι, τόμοι Α, 1886.fq.310

[196] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.542

Brankof, 160 bullgarë të krishterë dhe 252 shqiptarë të krishterë.[197]

Millojeviç, 22 shtëpi sllavë të krishterë dhe 50 shtëpi me banorë shqiptarë myslimanë.[198]

36.) **PETORAK** ose Petorica, më 1928 ju ndryshua emri në Tripotamos. Bëhet fjalë për një vendbanim të vjetër të shek. XV. Sipas shënimeve historike në këtë fshat kanë banuar sllav-folës që njëherë na paraqiten si bullgar dhe më vonë si sllavo-maqedonas. Pas vitit 1922, në Tripotamos erdhën rreth 30 familje refugjatësh nga Kaukazi dhe më 1926 disa familje nga jugu i Shqipërisë. Sipas disa studimeve të vitit 1981 dhe 1993 banorët e këtij fshatin flasin gjuhën greke, maqedonase dhe gjuhën shqipe.[199]

37.) **MAHALLA**, më 1929 u shndërrua në Tropaiuhos. Ky fshat përbëhej nga popullsia myslimane. Në vitin 1912, 400 prej tyre ishin turq dhe 100 shqiptarë. Në vitin 1913, fshati u dogj i tëri dhe disa vite më vonë qeveria greke solli refugjatë nga Kaukazi, Azia e Vogël dhe Trakia. Më 1928, në Mahalla, jetonin rreth 240 refugjatë dhe 200 sllavo-maqedonas.[200]

Gjatë luftës për Maqedoninë midis grekëve dhe bullgarëve në Mahalla ka qëndruar heroi i Greqisë, arvanitasi Pavlo Mela, i cili kishte miqësi me shqiptarët e Mahallës. Sot i përket komunës së Perasmatos dhe ka rreth 320 banorë.

Kënçov, 600 turq dhe 110 shqiptarë mysliman.[201]

Halkopulos, 609 mysliman.[202]

---

[197] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.170

[198] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.16

[199] www.strates.revues.org/381?&id=381

[200] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[201] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.550

38.) **NEGOVANI**, më 1928 iu ndërrua emri në Flamburo. Në këtë fshat ende banojnë shqiptar ortodoks dhe pak vlleh. Nga viti 1912 e deri 1928, në Negovan banonin rreth 1.100 njerëz.[203]

Fshati Negovan është i njohur për atdhetarizmin e banorëve të tij, për hapjen e shkollës shqipe dhe mbajtjen meshën në gjuhën shqipe që në fillim të shek. XX. Në këtë fshat kanë lindur shumë figura kombëtare, ndër ta përmendim papa Kristo dhe Theodhos Harallambi Negovani, të cilët u vranë nga grekët më 1905, sepse u mësonin fëmijëve të fshatit gjuhën shqipe. Papa Vasil Gjikë Stillo është nipi i Negovanëve i cili më 1910, bëri përpjekje që në kishën e fshatit të mbante meshën në gjuhën shqipe dhe e goditën me thika gjatë meshës, vdiq më 16 janar 1910 në spitalin e burgut të Manastirit.[204]

Për vrasjen, në Negovan, të priftit shqiptar, dëshironte ta kthente liturgjinë në kishë nga gjuha greke në gjuhën shqipe ka shkruar edhe Brailsford.[205]

Shumë dokumente historike vërtetojnë se Negovani ka qenë fshat i pastër shqiptar. Pleqësia e fshatit në fund të vitit 1909, lajmëronte me një letër në gjuhën shqipe prej tre faqesh se është hapur shkolla shqipe "Dituria", me mësonjës Petro Nini Luarasi, Në letër thuhet se shkolla në Negovan ka nevojë për libra dhe fletore për rreth 40 nxënës, djem dhe vajza të cilët e kishin braktisur shkollën në gjuhën greke. Në fund letra është firmosur nga pleqësia e shkollës, kryeplaku Sotir Kristo, arkëtari Sotir A Xoxe, pleqnar Naso Tire dhe mësonjësi Petro

---

[202] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΘΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ*, (Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου), Αθήναι, 1910, fq.90

[203] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[204] Edwin Jacques, *SHQIPTARËT-Historia e popullit shqiptar nga lashtësia deri në ditët e sotme*, Tiranë, 1996, fq.349

[205] H. N. Brailsford, *Macedonia- Its Races and Their Future*, London, 1906, fq.115

Nini Luarasi. Në fund letra ka edhe vulën e pleqësisë së mësonjëtores me vitin e themelimit të saj 1909. Origjinali i kësaj letre gjendet në muzeun e qytetit të Elbasanit. Kjo shkollë u drejtua deri në vitin 1911 nga Petro Luarasi[206].

Nga Negovani është dhe ish-ministri i brendshëm i Republikës së Shqipërisë Koçi Xoxe (1911-1949), njëri nga figurat qendrore të Partisë Komuniste. Gjatë kohës së diktaturës komuniste është shkruar se Koçi Xoxe ishte sllav-folës, por në Negovan nuk ka pasur asnjë familje sllav-folëse. Një kushëri i Koçi Xoxes i quajtur Mihal Xoxe, në fund të shek.XIX kishte ngritur në Kostancë një shtypshkronjë nga më të mëdhatë të asaj periudhe në Rumani, ku rilindësit shqiptarë botonin veprat e tyre patriotike. Aty janë botuar edhe librat e Frashëllinjëve, të Naimit, Abdylit të Samiut dhe të shkrimtarëve e patriotëve të tjerë të Rilindjes sonë Kombëtare, të cilat ndezën në ato vite shumë ndjenjat patriotike. Negovani në fillim të shek.XX ishte fshat shumë i madh dhe numëronte mbi 500 shtëpi të banuara qind për qind me shqiptarë.[207]

Në një shkrim të botuar në revistën gjermane Der Spiegel, më 10 nëntor 2003, Renate Flottau, shkruan se në Flamburo (Negovan) kishte takuar një të moshuar që shiste mollë anës rrugës dhe ai i kishte thënë se shqiptarët vendas nuk guxojnë as të flasin shqip në shtëpitë e tyre. Grekët na kanë asimiluar. Nuk ka shkolla shqipe apo institucione kulturore.[208]

Nga të dhënat e regjistrimeve të popullsisë që do sjellim më poshtë, nuk na rezulton që në Negovan të ketë familje sllave.

---

[206] *SHQIP*, Tiranë, 12 Maj, 2013
[207] *SHQIP*, Tiranë, 4 Nëntor, 2012, fq.18
[208] *DER SPIEGEL*, 10 Nëntor, 2003, fq.156

Shina, 1.500 banorë të krishterë, kishë, shkollë dhe një han.[209]

Kënçov, 620 shqiptarë të krishterë dhe 100 vlleh.[210]

Brankof, 96 bullgarë të krishterë, 110 grek, 300 vlleh dhe 1.080 shqiptarë të krishterë. Fshati kishte dy shkolla fetare, tre mësues dhe 200 nxënës.[211]

Millojeviç, 110 shtëpi ku banojnë shqiptarë ortodoks dhe 3 shtëpi vlleh ortodoks.[212]

Në regjistrimin e vitit 1932, fshati kishte 210 familje të huaja që flisnin gjuhën shqipe dhe pak prej tyre gjuhën sllave dhe rumanishten, dhe 44 familje kanë deklaruar hapur se janë shqiptar.[213]

Riki Van Boeschoten dhe Helleen van der Minne, banorët e Negovanit janë deklaruar të gjithë shqiptarë.[214] Sot fshati i përket komunës së Perasmatos dhe ka rreth 420 banorë.

39.) **<u>NEGOÇANI</u>**, më 1926 iu ndërrua emri në Niki. Në vitin 1912, në të banonin 500 sllavo-maqedonas të krishterë dhe 100 shqiptarë mysliman të cilët e braktisën fshatin më 1924. Në vitin 1928, fshati kishte 580 sllavo-maqedonas dhe 70 banorë refugjatë.[215] Sot fshati i përket komunës së Kato Kleinon dhe ka rreth 270 banorë.

---

[209] Νικόλαυ Θ. Σχινά*, Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,*, Αθήναι, τόμοι Β, 1886, fq.253

[210] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.550

[211] D. M. Brancoff*, La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.176

[212] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.21

[213] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[214] www.strates.revues.org/381?&id=381

[215] www.lithoksou.net/florina_gh.html

Shina, 538 të krishterë, 104 myslimanë.[216]

Kënçov, 500 bullgarë të krishterë dhe 150 shqiptarë myslimanë.[217]

Halkopulos, 407 grek ortodoks dhe 90 shqiptarë myslimanë.[218]

Millojeviç, 50 shtëpi ku jetonin sllavë të krishterë dhe 20 shtëpi shqiptarë mysliman.[219]

40.) **RAMBI**, në vitin 1926 iu ndërrua emri në Lemos. Në vitin 1912 në të banonin rreth 350 sllavo-maqedonas të krishterë dhe 150 shqiptarë myslimanë.

Në vitin 1903 shumica e shtëpive të fshatit u dogjën gjatë luftës së Ilindenit.

Më 1924 shqiptarët e braktisën fshatin dhe në vend të tyre erdhën refugjatë nga Turqia dhe sllavo-maqedonas nga Prespa e madhe e Shqipërisë, Pusteci dhe Leska. Gjatë luftës qytetare greke (1946-1949), maqedonasit u larguan nga fshati për në ish-Jugosllavi dhe në vendet e Evropës Lindore, në vend të tyre qeveria greke solli 100 vlleh nga Epiri.[220] Sot fshati i i përket komunës së Prespës dhe ka rreth 185 banorë.

Kënçov, 196 bullgarë të krishterë dhe 100 shqiptarë myslimanë.[221]

---

[216] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,* Αθήναι, τόμοι Β, 1886, fq.274

[217] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.536

[218] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ, (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου), Αθήναι, 1910, fq.72

[219] Боривоје Милојевић, Јужна Македонја - Антропогеографска, Београд, 1920, fq.20

[220] www.lithoksou.net/florina_gh.html

[221] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.542

Brankof, 256 bullgarë të krishterë dhe 156 shqiptarë të krishterë.[222]

41.) **HINSKO**, më tej u quajt Hinskov. Ishte një fshat i vogël. Në vitin 1940 nuk figuron si fshat i banueshëm, pra u zhduk nga harta.
Shina, 16 të krishterë dhe 30 myslimanë.[223]
Kënçov, 40 shqiptarë të krishterë dhe 48 cigan.[224]
Brankof, 40 shqiptarë të krishterë.[225]
Halkopulos, 25 myslimanë.[226]
Në vitin 1940, Hinskovi ishte një fshat i braktisur.[227]

42.) **LAZEC**, për këtë fshat ka shumë pak të dhëna. Bullgari Vasili Kënçov, na jep të dhëna se banohej nga shqiptarë mysliman, më tej nuk kemi gjetur asnjë të dhënë. Me këtë emër ka pasur edhe një fshat që i takonte Manastirit.
Shina, 590 të krishterë, 320 myslimanë.[228]
Kënçov, 130 myslimanë shqiptarë.[229]

---

[222] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.170
[223] Νικόλαυ Θ. Σχινά*, Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,*, Αθήναι, τόμοι Β, 1886, fq.
[224] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.551
[225] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.176
[226] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*, Αθήναι, 1910, 95
[227] www.lithoksou.net/florina_h.html
[228] Νικόλαυ Θ. Σχινά*, Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,*, Αθήναι, τόμοι Β, 1886, fq.262-263
[229] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.550




Follorina, 1918



Një familje e Bellkamenit



Papa Kristo Negovani, mësonjësi i parë i shkollave shqipe në Prefekturën e Kosturit



Petro Nini Luarasi, drejtori i shkollës shqipe në Negovan



Mesonjetoreja Shqip

NEGOVAN.

Negovan, me 10 te Dimerorit 1909.

Ne Fort i nderçimi Zoti Kryesonjes i Shoqerise per arresim Shqip "Diturija"

Korçe

Fort i nderçim Zoti Kryesonjes!

Si bij te se perpeshçimes Meme Shqiperi, de Shqipetare besnike, me ane te kesaj se perunjurise s'ane ze fisje mar-reme guaim te zeme fis ne Z-ja juaj de me ane te Z-s'suaj ne jidhe miset e Shoqerise, se cilese me vleje de nder te sgjuare kryesoni, se me 30 te Brymorit, muajit qe dosi hape-me mesonjetore per arresim ne fuhet emetare t'ene Shqipe, de ndodemi ne voli qe t'u lajmerojme se mesonjetoreja jone qe ne nisje te saj tregon peme te mbara, de per sot po ne mburon permbi dyzet nxenes, djem e çupa, ede perdite po shtonene dyke shkeputure nga shkolla grekomane, e cila undodhi hapure tre muaj perpara s'ense. Po meqenese kemi mun-gese te made per libra te cilate nuke gjendene ne kjoshet te Manastirit de Fusherimise, andaj fort nxehete u lute-mi te beni perdeshim e te na dergoni ne adreset q'u tre-

Letra që pleqësia e fshatit Negovan në fund të vitit 1909, lajmëronte se është hapur shkolla shqipe “Dituria”, me mësonjës Petro Nini Luarasi, fq. 1



gjjme me poste keto libra:
15 Okroystore te S. H. F.
20 Dituri
15 Istori te Perjitçime
10 Istori te Sqiperise.
10 Numuretore te O. Sinos.
10 Ceokroya.
10 Gjom tel (a Bij te mirem...)
90 Tidesej nentedete cope te cilate u luteme fort te
na i dergoni me barretore te Selanikut ne Klupt te Sqi-
petarewet ne Tosorine, de kete i marreme, a, ne mos geçe bar
retore te tife, na i çoni me noyje karrocer ne Hotel "Lirija",
... ZZ. Vefevrija Germeije, ne Manastir, pa ate na i dergoj
ne ketu, se me postet mund te na mbetene gekund, de hum
basene. Pot' e dituri qe keto libra i presime padurim sa
me spejt, meqenese oume nga nxenesit t'ane te shkeputure
prej okofes se grekomanewet jane te sterviture ne arre-
im dituriye, andaj na duhene libra te zjolavet te larta.
Oprehime se nuke-dote kurseni krahune per te
ndihure me se u volit kesaj mesoyetore, per te cilene prej
delpi te zemeres u lipim kete ndihme, de e cila mesoye
tore e ngrehure ne gendret te anes se Sqiperise, ne nje
vis zyadukure de te enderesaçim kombetariot, ka ne...
je per krahe de mburoye de mbrotetje prej Mim...
tarewet te kdiefte Sqipetare. Dyke mbesuare se ...

Fq. 2


Aurata jone ne e nderçimja Shoqeri e Z-s s'saj "Dituri" nuk dote hidete ketjo, po atdetariot s'dote perqasete, u falemi me nder te kdiefte peruperiot si Z-s s'saj de tere se nderçimes Pleqesi s'saj Shoqerije marreme guxim te nenshenohemi.

Te perujuri sherbetore te Z-s s'saj de besnike bij te Memedheut Shqiperi

Pleqesi e Mesojetoreses Negovan.

Kryeplaku " Sotir Hristo
Arketari " Sotir A. Xoxes
" Naso Tipe
[redacted]

Ohrugis Pleqesise Re N. ...



Fq. 3



Djemtë e Fisit Bellkameni, nga e majta Spiro Bellkameni, në të djathtë Mihal Bellkameni, foto 1908

# KAPTINA VI

# TË DHËNA PËR SHQIPTARËT NË PREFEKTURAT E SELANIKUT, EDESËS, VERIAS DHE GREVENAS

## Qyteti i Selanikut

43.) **SELANIKU,** është qyteti i dytë më i madh në Greqi për nga numri i banorëve. Ndodhet në rajonin e Maqedonisë Qendrore dhe në këtë qytet funksionon Ministria e Maqedonisë dhe e Trakisë. Sot në Selanik banojnë rreth 1.000.000 njerëz. Pas shpërnguljes së banorëve mysliman pas vitit 1923 në këtë qytet u vendosën mijëra refugjatë të ardhur nga Azia e Vogël. Pothuajse 2/3 e banorëve të këtij qyteti dhe të prefekturës kanë ardhur pas nënshkrimit të Marrëveshjes së Lozanës.

Që nga viti 1993-2004, kam jetuar në këtë qytet, ku mësova shumë gjëra historike që lidheshin me shqiptarët dhe popujt e tjerë. Gjatë viteve që kalova në Selanik jam takuar me shumë grek me origjinë shqiptare. Në Selanik shumë qytetar grek kanë mbiemra të fjalës shqipe. Rrugës për në spitalin Shën Nikolaos, gjendet një Tavernë, pronari i së cilës quhej Mihal Allvanosi i cili kishte origjinë shqiptare. Në rrugën Politeknou nr. 45 ato vite gjendej zyra e një avokati me emrin Orestis Albanis, po në këtë rrugë kam takuar një avokat në pension që ishte me origjinë shqiptare me mbiemrin Karabina. Në Selanik jetonin edhe nipat e Avni Rustemit, djemtë e motrës, njërin prej të cilëve (Theodhor G) e kam takuar disa herë. Ai, ishte rreth 70 vjeç, më tregoi saktë ku kanë qenë varrezat e shqiptarëve myslimanë.

Selaniku dikur ka qenë qyteti i popujve ballkanik të cilët jetonin së bashku prej shekujsh. Në fillim të shek. XX, jetonin mijëra hebrenj dhe deri në fillim të viteve 1930 ekzistonte varreza më e madhe e tyre me 500.000[230] varre të cilat qeveria greke e atyre viteve i shkatërroi. Hebrenjtë e parë kanë ardhur në Selanik në vitin 140 para Krishtit dhe më 1376 mbërritën hebrenj nga Hungaria dhe Gjermania. Në vitin 1492, 20.000 hebrenj nga Spanja morën leje për tu vendosur në këtë qytet.[231] Gjatë pushtimit gjerman 54.050 hebrenj nga Selaniku u zhdukën në kampet e të burgosurve nga gjermanët.[232]

Sipas regjistrimit zyrtar më 1913, në Selanik u deklaruan 61.439 hebrenj, 45.867 turq, 39.956 grekë, 6.263 bullgarë dhe 4.364 të tjerë, gjithsej 157.889 banorë.[233]

Sot në qytetin e Selanikut jeton, një bashkësi e vogël hebrenj prej rreth 2.000 njerëz dhe kanë një varrezë të vogël në lagjen Evozmos. Shpeshherë varret e hebrenjve dhunohen nga grupe vandalësh.

Turqit pasi e humbën qytetin e Selanikut, një pjesë të madhe u larguan për në Turqi. Sot ndoshta kanë mbetur 2 - 3 mijë veta të cilët merren me punë të rëndomta duke shitur çaj dhe salep nëpër rrugët e qytetit. Ata jetojnë në baraka dhe shtëpi të vjetra duke mos pasur mundësi për ndërtime të reja.

Shumë pak bullgarë ose sllavo-maqedonas kam takuar në Selanik. Sa kam lexuar në fillim të viteve 1970 qeveria greke zhduki varrezat e tyre dhe ndërtoi pallate mbi to.

---

[230] Robert D. Kapllan, *GREQIA: Dashnorja e Perëndimit, Gruaja e Lindjes*, Tiranë, 2002, fq.25

[231] Po aty, fq.23

[232] Robert D. Kapllan, *GREQIA: Dashnorja e Perëndimit, Gruaja e Lindjes*, Tiranë, 2002, fq.27

[233] *Τολμων*, Θεσσαλονικη, Ιανουάριος - Φεβρουάριος – Μάρτιος, 2008, fq.62

Numri i serbëve që kanë jetuar në Selanik nuk dihet, por ata kanë një varrezë të madhe për të cilën tregohet një kujdes i veçantë, me punëtorë dhe roje. Në këtë varrezë mund të hysh vetëm me leje speciale nëse nuk ke kombësi serbe. Ndoshta është varreza më mirë e ruajtur në Greqi, aty janë eshtrat e ushtarëve serb të vrarë gjatë luftërave Ballkanike dhe Luftës së Parë Botërore.

Shqiptarët në fillim të shek. XX kanë zhvilluar aktivitetet politike dhe kulturore në Selanik. Në këtë qytete kanë pasur shtëpi të tyre shumë tregtar nga Korça si dhe ish-kryeministri i Shqipërisë Hasan Bej Prishtina i cili u vra në 1933, po në këtë qytet. Në rrugën Vasilis Ollgas, ku ndodhet ende shtëpia - pallat e Hasan Prishtinës, pak metra më tutje janë dy shtëpi-vila të tregtarëve shqiptar Mehmet dhe Ahmet Kapandzit. (Për familjen Kapandzi, shpeshherë shkruhet se ishin hebrenj mysliman që njihen me emrin Donme, por në disa shkrime thonë se janë shqiptar. Sot familja Kapandzi është e vendosur në Turqi). Këto dy vila u ndërtuan në vitin 1893-1895, në një hapësirë prej 4 hektarësh të cilat shikonin nga deti. Njëra është e modelit zviceran e projektuar nga Piero Arigoni me një dekorim të bukur të tavaneve me piktura. Ndërsa vila tjetër në vitin 1912 u bë rezidenca e princit të Greqisë, Nikollës. Vila Kapandzit më tej u bë rezidenca e kryeministrit të Greqisë, Elefteros Venizellos, ndërsa në vitin 1928 kaloj në pronësi të Bankës Kombëtare Greke. Këto shtëpi gjenden në lagjen e të pasurve ku dikur kishin shtëpitë e tyre turqit, hebrenjtë dhe grekët e pasur.

Në vilën e Mehmet Kapandzi nga Gushti i vitit 1916 e deri nga fundi i vitit 1917 qëndroj Esat Pash Toptani i cili komandonte disa forca ushtarake shqiptare të cilët shërbenin në mbështetje të ushtrisë franceze gjatë Luftës së Parë Botërore. Esat Pash Toptani mbërriti në Selanik më 27 Gusht 1916 dhe u prit me paradë madhështore nga gjenerali francez Emanuil

Serraili. Për shërbimet që i bëri Francës Esat Toptani, do të nderohej nga gjeneral Serrail me Kryqin e Luftës në një ceremoni të madhe të organizuar më 18 Gusht 1917, në qendër të Selanikut.

Sipas gazetës greke *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ,* varrezat e bashkësisë shqiptare që ndodhej në Selanik u prishën në vitin 1983.[234] Në këto varreza ndodheshin varret e shumë personaliteteve të jetës politike dhe shoqërore, por për fat të keq vetëm eshtrat e Hasan Prishtinës shpëtuan dhe u dërguan në Shqipëri pas zhdukjes së kësaj varreze. Deri në vitin 2000, pika gjeografike ku ndodhej varreza shqiptare ishte shënuar gabim në librin e Artë të Selanikut. Gjatë periudhës që jam marrë me studimet historike zbulova faktin që ky vend prej më se 30 vitesh shënohej gabim në hartën e qytetit. Nipërit e Avni Rustemit, djemtë e motrës së tij të cilët ishin shtetas grek dhe deri më 1980 i përkisnin besimit islam, por nga trysnia shtetërore ishin kthyer në ortodoks, me dëshmitë e tyre më treguan se varreza ndodhej në një kodër në lagjen Triandria, ku tani janë ndërtuar pallate. Pasi i dërgova fjalë një këshilltari të Prefektit të Selanikut për këtë gabim u bë edhe korrigjimi i vendndodhjes së vërtetë të varrezave shqiptare në librin e Artë të qytetit. Vendi i varrezave të shqiptarëve ka qenë i blerë nga familjet shqiptare që kanë jetuar dhe punuar në Selanik që në kohën e Perandorisë Osmane.

Në Selanik disa vite ka jetuar Ismail Qemali i cili u martua me një greke me emrin Kleoniki. Gjatë kohës së Kryengritjes së Turqve të rinj (Xhonturqve) në korrik-gusht të vitit 1908, në Selanik kanë qëndruar Çerçiz Topulli, Bajo Topulli dhe Mihal Grameno.

Në vitin 1916 në qytetin e Selanikut forcat greke të ndihmuar nga ushtria franceze pushkatuan atdhetarin e shquar shqiptar Themistokli Gërmenjin. Për pak muaj qëndroi në këtë

---

[234] *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ,* Θεσσαλονικη, 27 Tetor, 2007

qytet edhe mbreti Ahmet Zogu bashkë me shoqëruesit e tij pas largimit nga Shqipëria në 1939.

Me Selanikun lidhet edhe një ngjarje shumë e rëndësishme për grekët dhe Greqinë. Më 26 Tetor 1912, komandanti turk me kombësi shqiptare gjenerali Hasan Tahsin Pasha ia dhuroi grekëve dhe jo bullgarëve qytetin e Selanikut. Hasan Tahsin Pasha pas i dhuroi Selanikun u largua në fillim për në Francë dhe më pas në Zvicër ku vdiq në vitin 1918 në Lozanë të Zvicrës. Aty edhe u varros për herë të parë. Në vitin 1937 Hasan Tahsin Pasha ç'varroset dhe eshtrat e tij u varrosën për herë të dytë në varrezat e shqiptarëve në Selanik, në varrin familjar Mesara. Pasi u prishën varrezat shqiptare më 1983, përsëri ç'varroset dhe rivarroset në varrezat e Malakopit, ku eshtrat i qëndruan 23 vite.[235]

Më 2006 eshtrat e Hasan Tahsin Pashës do të ç'varrosen për të tretën herë për tu rivarrosur me nderime të larta ushtarake bashkë me eshtrat e djalit të tij Qenanit në Muzeun e Luftërave Ballkanike që ndodhet 25 km larg Selanikut në drejtim të qytetit të Edesës. Ndërtesa që është kthyer në Muze ka shërbyer për bisedime midis Gjeneral Mesaresë dhe komandantit të ushtrisë greke Kostandinit nga 25-26 tetori 1912.

Hasan Tahsin Pashë Mesareja kishte 7 fëmijë, prej të cilëve vetëm 3 jetuan, dy djem dhe një vajzë. Njëri nga djemtë e tij ka qenë ambasador i Shqipërisë në Athinë para Luftës së Dytë Botërore. Ai u martua me një greke dhe vdiq në vitin 1968. Vajza e vetme u martua në Turqi. Kurse djali tjetër i Hasan Tahsin Pashës i cili quhej Qenan Mesareja u martua në Janinë me vajzën e shqiptarit Mustafa Pashës që ishte pasanik i madh i Epirit. Qenani kishte mbaruar Institutin francez në Stamboll dhe ishte adjutant i babait të tij. Ai gjithashtu ishte dhe piktor. Shumë piktura të tij gjenden në shtabin e armatës së tretë të ushtrisë, në Janinë, në klubin e oficerëve në Selanik, si

[235] *ΖΩΣΙΜΑΔΕΣ*, Ιωαννινα, Gusht-Shtator-Tetor, 2006, fq.47

dhe në koleksionistët private. Një nga pikturat e rëndësishme është çasti kur babai i tij gjenerali Hasan Tahsin Pasha firmosi dokumentin e dorëzimit të qytetit të Selanikut grekëve në vitin 1912. Qenan Mesareja kishte dy djem, njëri djalë ka jetuar dhe punuar si inxhinier elektrik në Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Djali tjetër i Qenanit, Shahini mbas studimeve për arkitekturë në Itali punon dhe jeton në Athinë.[236]

Historia e Hasan Tahsin Mesareja është një nga historitë e shumta të ushtarakëve shqiptar që i kanë shërbyer ushtrive të huaja. Rrugëtimi i Hasan Tahsin Mesaresë nisi në vitin 1845, në fshatin Mesareja në Jugun e Shqipërisë (Mesare ndodhet në rrethin e Kolonjës) dhe përfundoi më 2006 në Veriun e Greqisë, në qytetin e Selanikut.

## Dorëzimi i Selanikut nga gjenerali turk me kombësi shqiptare

Pas luftimeve të gjata midis forcave turke dhe forcave të ushtrisë greke në Greqinë e Veriut u arrit armëpushimi. Gjenerali turk me kombësi shqiptare Hasan Tahsin Pasha, në 26 Tetor 1912 kishte firmosur dorëzimin e qytetit grekëve dhe po përgatitej të largohej bashkë me ushtrinë për në Turqi. Më 27 tetor të dërguarit e krye-gjeneralit të ushtrisë bullgare Teodorov, duke mbajtur flamurin e bardhë u takuan me gjeneral Hasan Tahsin. Bullgarët përfaqësoheshin nga një kolonel, dy oficerë dhe kapiteni Standov që më pas u bë ambasador i Bullgarisë në Paris. Gjatë bisedës kapiten Standovi shprehu befasinë dhe pakënaqësinë për dorëzimin e Selanikut grekëve, pasi siç tha ai ushtria bullgare kishte hyrë duke luftuar disa herë në Selanik. Prandaj gëzonte të drejtën që të marrë në

[236] *GAZETA e Athinës*, Athinë, 13 Shtator, 2002, fq.17

dorëzim në emër të naltmadhnisë së tij Carit të Bullgarisë. Por gjeneral Hasan Tahsini u kujtoi bullgarëve që ushtria turke kishte pasur kundërshtar lufte për Selanikun vetëm ushtrinë greke. Koloneli kryetar i përfaqësueses bullgare mbas këtyre fjalëve u përgjigj me tërbim se para pak orëve ushtria bullgare kishte luftuar kundra ushtrisë turke në rrethinat e Selanikut. Prandaj duhej të përgatitej menjëherë një shkresë e posaçme, sipas të cilës qyteti i Selanikut u dorëzohej ushtrisë bullgare. Ndonëse tashmë i mundur, gjenerali Hasan Tahsin Pasha me kryelartësi tha - JO. Atëherë me diplomaci ndërhyri kapiten Standovi për të qetësuar përshtypjen e keqe që kishte lënë koloneli bullgar duke thënë që mbas një përgjigje pozitive për bullgarët Hasan Tahsin Pasha do të vlerësohej nga krye-gjenerali Todorov dhe ushtria e tij. Pas dy orë bisedime pa bindur gjeneral Tahsinin, kapiten Standovi shprehu dëshirë të bisedonte vetëm për vetëm me djalin e gjeneralit, adjutantin Qenan Mesareja. Pasi kaluan në një sallë veçmas zoti Standovi nxori nga çanta e tij një çek të një banke Londineze me një shumë marramendëse, që ia dha adjutant Mesareas duke pëshpëritur se çeku ishte shpërblimi për një firmë të thjeshtë të babait të tij. Në atë çast Qenan Mesareja mbeti i hutuar dhe u kthye në zyrë duke refuzuar shpërblimin. Pasi dështuan kërcënimet dhe shpërblimet e ndryshme, përfaqësuesit bullgarë kërkuan që gjeneral Hasan Tahsin Pasha t'u jepte një kopje të protokollit të dorëzimit të Selanikut forcave të ushtrisë greke. Pasi morën kopjen e protokollit të dorëzimit të qytetit të Selanikut forcave greke, përfaqësuesit e ushtrisë bullgare u larguan për të mos u kthyer më kurrë.



Gjenerali Hasan Tahsin Pashë Mesareja




Varri i Gjenerali Hasan Tahsin Pashë Mesareja në Selanik, 2008



Pritja madhështore që i bëri gjeneral Serraiti mbërritjes së Esat Toptanit në Selanik më 27 Gusht 1916



Esat Pash Toptani në Selanik, 18 Gusht 1917

## Vrasja e Hasan Prishtinës në Selanik

Gjatë viteve të jetës në Selanik gjeta një faqe gazete ku përshkruhej vrasja e Hasan Prishtinës në këtë qytet. Gjëja e re që mësova gjatë leximit ishte se Hasan Prishtina ishte vrarë më 13 gusht dhe jo më 14 gusht 1933 siç kemi mësuar nga historianët e ndryshëm që kanë shkruar për figurën e Hasan Prishtinës. Duke lexuar këtë gazetë mësova se vendi ku është qëlluar mbi Hasan Prishtinën ishte vetëm 50 m larg nga vendi im i punës, afër ndërtesës së Mitropolisë së Selanikut.

Gazeta greke "Maqedonia e Re" (Μκεδονικα Νεα) e datës 14 Gusht 1933, një ditë pas vrasjes së Hasan Prishtinës, shkruante për ngjarjen që tronditi Selanikun më 13 Gusht të vitit 1933. Gazeta e asaj kohe shënonte se Hasan Prishtina është pronar i ndërtesës së sotme "Shkolla e të Verbërve".[237] Kjo ndërtesë u ndërtuar me porosi të Hafiz Beut për shtëpi banimi dhe më 1924 e bleu Hasan Prishtina.

Gazeta e kohës përshkruan vdekjen tragjike të atdhetarit, politikanit të madh Hasan Prishtinës. Në faqet e gazetës shkruhej: "Një tjetër vrasje që u bë në rrugën Çimisqi, tronditi Selanikun. Politikani shqiptar Hasan Prishtina u vra në qoshen Çimisqi në Vogaxhiku, përpara bakallhanes "IVI". Shqiptari Ibrahim Çelo, 38 vjeçar, i papunë, qëlloi pesë herë ish-kryeministrin shqiptar Hasan bej Prishtinën.

Vrasja u krye në orën 2 pasdite më datë 13 gusht 1933. Në rrugën Çimisqi u pa një zotëri i moshuar, i mbajtur mirë dhe me tipare simpatike, të ecte përkrah e të fjaloste me një person të veshur mirë, i gjallë, sa e tradhtonte dhe toni i zërit. Arritën në kryqëzimin e rrugës Çimisqi-Vogaxhiku dhe po drejtoheshin për tek bakallhaneja "IVI" dhe në largësi dy hapa nga

[237] *FAKTI*, Shkup, 20 Gusht, 2005, fq.4

kinkaleria e invalidit J. Janopullo. Njeriu me pamje të zymtë nxori rrufeshëm revolverin e markës “SMITH” dhe shtiu kundrejt bashkëbiseduesit, i cili ishte Hasan bej Prishtina, që ra në trotuar. Kalimtarët e mbledhur nga dy të shtënat, panë vrasësin të turret me mizori të pa përshkruar mbi viktimën dhe t’i zbrazë edhe tre plumba të tjerë, dy në kraharor dhe të tretën në kokë, si e shtënë vdekjeprurëse, për të qenë i sigurt për përfundimin e aktit të vrasjes. Fill pas krimit të tij vrasësi, që t’i ikë rrezikut prej turmës së mbledhur që u vu për ta kapur, ia dha vrapit nga rruga Vogaxhiku. Nga tronditja ai ra në vitrinën e tregtores “Beharnae” të cilës ia dëmtoi tendën, por rimori veten, për t’u turrur drejt rrugës “Paleon Patron” ku u rrethua nga turma, që e ndiqte me synime të errëta. Vrasësi hyri në banesën e mjekut z. Dukidhis, ku dhe iu dorëzua rojës së policisë. Por nuk mundi t’i shpëtojë egërsimit të turmës. Kalimtarët që e ndoqën dhe banuesit fqinjë të çdo moshe, shtrese, pa ditur identitetin e tij dhe as motivet e vrasjes, të indinjuar ndaj egërsisë që tregoi vrasësi ndaj viktimës, sa panë të vijë skuadra e policisë, u turrën dhe ata duke thirrur: - Shqyeni, shqyeni, vrasësin. Ndërsa polici më kot përpiqej të shpëtonte atentatorin, turmat u turrën ndaj tij dhe nisën ta grushtojnë, duke i shkaktuar mavijosje në pjesë të ndryshme të trupit. Do ta kishin çarë përgjysmë vërtetë, nëse nuk do ia mbërrinte të hynte në një tjetër shtëpi, në rrugën “Paleon Patron”, ku u strehua nga i zoti i shtëpisë, i cili nxitoi tu mbyllte derën e jashtme turmave të zemëruara. Pas pak mbërriti sekretari i policisë, kapiteni z. Zografo, dhe vrasësin e transferuan me motoçikletë në Seksionin e tretë të policisë. Hasan Prishtina, i mposhtur nga plagët, u dërgua ndërkohë në Spitalin Popullor, ku trupit të tij iu bë autopsia. Në orën 2.50 minuta pasdite oficeri Sotiriu nisi hetimet me përkthyes, pyeti vrasësin nëse e njeh gjuhën greke. Ai u përgjigj se njeh gjuhën shqipe, frënge dhe gjuhën turke.

Vrasësi nënvizoi se akti i tij u dedikohet motiveve politike. Ndërkaq pretendoi se ish-kryeministri i atdheut të tij ishte komit dhe bashkëpunonte me komitetin bullgar-maqedonas me qëllim që të vrisnin mbretin e Shqipërisë Ahmet Zogun. Planet, thotë atentatori, m'i tregoi Hasan Prishtina përpara pesëmbëdhjetë ditëve, kur po vinim prej Vjene (Austri) dhe më bënte presion që të bëhesha unë kryetar i bandës komit dhe të shkoja në Tiranë e të vrisja mbretin Ahmet Zogu. Prishtina, vijon vrasësi, më premtoi shpërblim mujor dhe një shpërblim dhuratë pas aktit të vrasjes, por unë i kundërshtova këto propozime të tij, sepse jam pro regjimit te mbretit Ahmet Zogu dhe nuk dëshiroja të bëhem vegël e Hasan Prishtinës, të cilin në Shqipëri e quajnë tradhtar. Ibrahim Çelo jetonte në Nikea të Francës dhe ishte tregtar frutash, ishte i martuar me një spanjolle, me të cilën kishte dhe fëmijë. Atje u njoh përpara disa vitesh me Hasan Prishtinën, që ishte shpërngulur në Nikea për hir të çlodhjes dhe kishin lidhur marrëdhënie familjare. Gjatë njohjes midis tyre Hasan Prishtina i kishte treguar për rininë, vështirësitë që kishte kaluar pas largimit nga Shqipëria në Turqi dhe Bullgari. Në Turqi pat gjetur miq të vjetër dhe bashkëluftëtarë kundër xhonturqve. Mori pjesë në një shoqatë të fshehtë me bashkatdhetarët e vet për çështjen shqiptare".



Shtëpiae Hasan Prishtinës në Selanik, foto 2008



Μία άλλη δολοφονία που έγινε στην οδό Τσιμισκή συγκλόνισε τη Θεσσαλονίκη. Ο Αλβανός πολιτικός Χασάν Μπέης Πρίστινα δολοφονήθηκε στη γωνία Τσιμισκή και Βογατσικού από πολιτικό του αντίπαλο, το 1933. Η δολοφονία έγινε με περίστροφο, μπροστά στο εδωδιμοπωλείο "Ήβη". Η *εικόνα 180* είναι από τα *Μακεδονικά Νέα* (14.8.1933). Ο Χασάν ήταν ιδιοκτήτης της σημερινής "Σχολής Τυφλών".

# Η ΧΘΕΣΙΝΗ ΠΟΛΙΤΙΚΗ ΔΟΛΟΦΟΝΙΑ

## ΕΝΑΣ ΑΛΒΑΝΟΣ ΕΦΟΝΕΥΣΕ ΤΟΝ ΧΑΣΑΝ ΒΕΗΝ ΠΡΙΣΤΙΝΑΝ ΑΦΟΥ ΕΠΥΡΟΒΟΛΗΣΕ ΠΕΝΤΑΚΙΣ ΕΝΑΝΤΙΟΝ ΤΟΥ ΘΥΜΑΤΟΣ ΤΟΥ ΤΟΥ ΕΡΡΙΨΕ ΚΑΙ ΤΗΝ ΧΑΡΙΣΤΙΚΗΝ ΒΟΛΗΝ ΕΙΣ ΤΟΝ ΚΡΟΤΑΦΟΝ

## ΤΙ ΛΕΓΕΙ Ο ΔΟΛΟΦΟΝΟΣ ΚΑΙ ΠΟΙΟΝ ΗΤΟ ΤΟ ΑΤΥΧΕΣ ΘΥΜΑ

ΠΩΣ ΕΓΙΝΕΝ Η ΔΟΛΟΦΟΝΙΑ

Ὁ δολοφονηθεὶς Χασὰν Βέης Πριστίνα

Ὁ δολοφόνος Ἰμπραὴμ Σέλιο

ΟΙ ΛΟΓΟΙ ΤΗΣ ΔΟΛΟΦΟΝΙΑΣ

ΤΑ ΠΡΟΗΓΗΘΕΝΤΑ ΓΕΓΟΝΟΤΑ

Η ΚΑΤΑΔΙΩΞΙΣ ΤΟΥ ΔΡΑΣΤΟΥ

Gazeta greke ku shkruhet për vrasjen dhe shtëpinë e Hasan Prishtinës në Selanik

## Të dhëna për Selanikun dhe fshatrat ku banojnë shqiptarët

Pra, me qytetin e Selanikut lidhen dy ngjarje historike për shqiptarët në fillim të shek. XX edhe pse në këtë qytet kanë jetuar një numër i vogël i shqiptarëve në krahasim me turqit, hebrenjtë, bullgarët dhe grekët.

Revista greke *PANDORA*, e Qershorit të vitit 1869 shkruan se në prefekturën e Selanikut banonin 318.000 grekë, 19.000 shqiptarë, 15.000 vllahë, 17.000 sllavë, 12.000 ciganë dhe 26.000 hebrenj.[238]

Historiani serb Spiridon Gopsheviç alias Leo Brenner në librin “Serbia e Vjetër dhe Maqedonia”, më 1890, shkruan se në Kazanë e Selanikut jetonin: 67.000 serb të krishterë, 2.800 serb mysliman, 42.000 turq, 450 shqiptarë, 24.000 grekë, 1.250 vllahë, 5.000 hebrenj mysliman, 55.000 hebrenj dhe 3.500 të tjerë.[239]

Në vitin 1900 Vasili Kënçov shkruan se Selaniku kishte, 10.000 bullgarë të krishterë, 26.000 turq mysliman, 16.000 grekë të krishterë, 55.000 hebrenj, 2.500 ciganë dhe 8.500 të tjerë.[240]

Brankofi në librin e tij për regjistrimin e popullsisë së krishterë për Maqedoninë sjell të dhëna për Selanikun se banojnë 8.000 bullgarë të krishterë, 20.000 grek, 900 vlleh, 90 shqiptarë dhe 60 ciganë.[241]

---

[238] *ΠΑΝΔΩΡΑ*, Athinë, 15 Qershor, 1869, fq.110

[239] Спиридона Гопчевиђа, *Стара Србија и Македонија,* Београд, 1890

[240] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.440

[241] D. M. Brancoff, *La Macédoine et sa population chrétienne*, Paris, 1905, fq.218

Diplomati grek Athanasios Halkopulos, në vitin 1910 shkruan se në qytetin e Selanikut jetojnë 135.000 njerëz, nga këta 30.000 grekë, 20.000 myslimanë, 80.000 hebrenj, 1.000 bullgarë dhe 4.000 të tjerë.[242]

Jordani Ivanov shkruan që Selaniku ka 27.500 bullgarë, 28.000 turq, 31.000 grekë, 2.500 shqiptarë, 2.500 ciganë dhe 67.500 hebrenj.[243]

Borivoje Millojeviç, shkruan të ketë pasur 4.000 shtëpi ku banonin sllavë të krishterë, 200 shtëpi ku banonin shqiptarë të krishterë, 8.000 shtëpi turq mysliman, 200 shtëpi vllehë, 5.000 shtëpi grekë të krishterë, 17.700 shtëpi hebrenj, 1.300 hebrenj të islamizuar dhe 4.000 shtëpi ku banonin njerëz të kombësive të ndryshme.[244]

44.) **KALOHORI,** deri në vitin 1924 quhej Kaskarka dhe ndodhet 8 km larg Selanikut. Pas vitit 1922 këtu u vendos një familje e ardhur nga Kaukazi, 54 familje të ardhura nga Bullgaria, 83 familje greke nga Giuvali dhe 35 familje shqiptare të shpërngulur nga Megalo Zalfo të Trakisë.[245] Në vitin 1928, Kalohori kishte 1.000 banorë, sot ka rreth 4.000 banorë dhe i përket komunës Delta të prefekturës së Selanikut.

45.) **SUROTI,** gjendet në prefekturën e Selanikut dhe i takonte komunës së Vasilikon. Në vitin 2011 kjo komunë iu

[242] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΘΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.1

[243] Йорданъ Ивановъ*, Българите в Македония. Издирвания и документи за тяхното потекло, език и народност с етнографска карта и статистика*, София, 1915, fq.CII

[244] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.37

[245] M. Μαραβελάκη – Α. Βακαλόπουλου, *Αι προσφυγικαί εγκαταστάσεις εν τη περιοχή Θεσσαλονίκης*, Θεσσαλονίκη, 1993, fq.171-173

bashkëngjit komunës së Thermit dhe rreth 1.560 banorë. Në këtë fshat janë vendosur 20 familje shqiptare të ikur me dhunë nga Mandrica e Bullgarisë.[246]

46.) **TRIADHI**, gjendet në prefekturën e Selanikut, 17 km larg tij. Në vitin 1999, Triadhi u bashkua me komunën e Thermit. Deri në vitin 1927 quhej Kagja Çali. U rindërtua si fshat nga refugjatët e Trakisë Lindore**.** Pas vitit 1914 në këtë fshat u vendosën 9 familje shqiptare të ikur me dhunë nga Mandrica e Bullgarisë.[247]

[246] Δημιτρης Χρ. Δαλατσης, *Οι Αρβανιτες της Ανατολικης Θρακης*, Athinë, 2012, fq.19-21
[247] Po aty




Shtëpia e tregtarit shqiptar Mehmet Kapandzit, ndërtuar më 1893, foto 2008



Vila e Ahmet Kapandzi, ku qëndroj 1916-1917 Esat Pash
Toptani, foto 2012




Myslimanët duke u larguar nga Selaniku

## Të dhëna për shqiptarët në qytetin e Edesës

47.) **EDESSA**, është një qytet rreth 150 km nga kufiri me Shqipërinë. Këtë qytet, i cili pamjen e brendshme e ka si të qytetit të Follorinës e kam vizituar disa herë. Në vitin 1886 Nikolaos Shina shkruan se në të kishte, 7.000 të krishterë dhe 2.000 myslimanë.[248] Ndërsa bullgari Jordani Ivanov jep të dhëna se në këtë Kaza banonin, 15.000 bullgarë, 7.200 turq, 1.350 vllehë, 20 shqiptarë dhe 800 ciganë.[249] Pak vite më vonë serbi Borivoje Millojeviç shkruan se në të ka pasur 1.550 shtëpi ku banonin sllav të krishterë dhe 200 shtëpi sllav myslimanë, 12 shtëpi shqiptarë mysliman, 700 turq mysliman, 200 shtëpi vlleh dhe 53 shtëpi ku banonin grek.[250]

[248] Νικόλαυ Θ. Σχινά, *Οδοιπορικαί σημειώσεις Μακεδονίας, Ηπείρου, Νέας οροθετικής γραμμής και Θεσσαλίας,* Αθήναι, τόμοι Α, 1886. fq.164

[249] Йорданъ Ивановъ*, Българите в Македония. Издирвания и документи за тяхното потекло, език и народност с етнографска карта и статистика*, София, 1915, fq.CII

[250] Боривоје Милојевић, *Јужна Македонја - Антропогеографска*, Београд, 1920, fq.27

## Të dhëna për shqiptarët në qytetin e Verias

48.) **VERIA**, sipas Jordani Ivanov, më 1915 në Kazanë të Verias jetonin 7.250 bullgarë, 6.280 turq, 15.00 grekë, 8.500 vllehë, 500 shqiptarë, 1.900 ciganë dhe 850 hebrenj.[251]

Diplomati Halkopulos shkruan se qyteti i Verias kishte 6.200 grek, 5.280 myslimanë dhe 600 hebrenj.[252]

## Të dhëna për shqiptarët në Prefekturën e Grevenas

49.) **TRIVENI** që njihej dhe si Trivia, Trivesht, Tevren, në vitin 1927 u quajt Sindhendhron. Ky fshat ndodhet 10 km larg qytetit të Grevenas dhe e kap Maqedonia Perëndimore. Bullgari Vasili Kënçov shkruan se në të kanë banuar 120 grek të krishterë dhe 150 shqiptarë mysliman.[253] Halkopulos më 1910 thotë se Triveni kishte 156 grek dhe 245 mysliman.[254] Pas Marrëveshjes së Lozanës më 1923, familjet shqiptare myslimane u shpërngulën për në Turqi dhe në vend të tyre u vendosën refugjatë nga Azia e Vogël. Sot ka rreth 200 banorë.

---

[251] Йорданъ Ивановъ*, Българите в Македония. Издирвания и документи за тяхното потекло, език и народност с етнографска карта и статистика*, София, 1915, fq.CII

[252] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.18

[253] Васил Кънчов, *Македония етногрфия и статистика*, София, 1900, fq.576

[254] Αθανάσιος Χαλκιόπουλος, *ΜΑΚΕΔΟΝΙΑ – ΒΙΛΑΕΤΙΑ, ΤΗΕΣΣΑΛΟΝΙΚΗΣ-ΜΩΝΑΣΤΙΡΙΟΥ,* (*Εθνολογική στατιστική των βιλαετίων Θεσσαλονίκης και Μοναστηρίου*), Αθήναι, 1910, fq.113

# KAPTINA VII

## FSHATRAT SHQIPTAR NË PREFEKTURAT E EVROS, RODHOPIT DHE KSANTHIT

Gjatë Luftërave Ballkanike (1912-1913) shumë shqiptarë ortodoks të cilët jetonin në Trakinë Lindore të Turqisë si në fshatrat Megalo Zaloufi, Ambalar, Sulltankio u masakruan dhe u plaçkitën nga ushtria turke. Të ndodhur midis dy zjarreve, atij turk dhe grek, të gjendur në rrugë si jetimë, shqiptarët e Trakisë Lindore zgjodhën rrugën për të qenë qytetar të shtetit grek. Pas nënshkrimit të Marrëveshjes së Lozanës, ata i braktisën fshatrat e tyre duke u shpërngulur në Greqi si popullsi e shkëmbyeshme. Shumë shqiptarë mysliman u shkëmbyen si turq me shqiptarë ortodoks të cilët u shkëmbyen si grek. Ky ishte fati i zi i mijëra shqiptarëve mysliman në Greqi dhe shqiptarëve ortodoks në Turqi.

Më 1868, Thimi Mitko, i bën letër De Radës dhe thotë se në jug të Edrenesë janë disa fshatra shqiptare. Po këtë informacion ia jep edhe Dhimitër Kamardës. Më 1895, Sami Frashëri, do të shkruante për ekzistencën e këtyre fshatrave shqiptare.[255]

Në vitin 1910, Hysni Ahmet Frashëri në: "*Kalendarin Kombëtar*" që botohej në Sofje, shkruan se në Adrianopojë (Edrene), gjenden tetë fshatra shqiptarë, që flasin gjuhën e vetë. Ato fshatra janë: Mandrica me 650 shtëpi (ndodhet në Bullgari, shënim A. LL), Kaza Ortaqoj, Ibriktepe me 400 shtëpi, Kaza Uzunqopri Alltantash me 150 shtëpi, Pazardere me 150 shtëpi,

[255] *SHQIP*, 22 Qershor, 2007, fq.18

Kaza Abellar me 100 shtëpi dhe Kaza Kërxhalli me 80 shtëpi. Mandrica, Ibriktepeja dhe Zallofi janë mydarije. Nga Zallofi 14 vjet më parë, u ndanë 60 shtëpi dhe blenë fshatin Abellar. Përsëri nga ky fshat u ndanë 9 vjet më parë 16 shtëpi dhe blenë fshatin Kërxhali. Së bashku këto fshatra kanë afro 20.800 banorë. Përveç shqipes nuk flitet tjetër gjuhë. Tani, nja dhjetë vjet më parë kanë hapur edhe shkolla greqisht.[256]

Shqiptarët ortodoks që pas vitit 1921 u shpëngulën nga fshatrat e tyre në Trakinë Lindore që është pjesë e Turqisë, u vendosën në Evron e Veriut, në Serres dhe në Selanik. Ata u vendosën në fshatrat Dikaia, Kavili, Sakko, Kliso, Neo Himonio, Thurio, Sofiko, Asimenio, Rigio, Pitho të Evros së Veriut, ndërsa në Serres qëndruan në Neohorio, Paralimnio, Nea Petra, Tholo dhe Komisi.

Sipas studiuesit Antonio Bellushi janë 26 fshatra në zonën e Thraqi - Evros si: Altintas, Erasmjo, Imbrik Tepe - Qiuteza, Jemisti, Mandrica, Megalo Zaloufi, Mavroklisi, Kavilli - Evros, Sakos - Evros, Nea Bisha - Evros, Marasja - Evros, Neon Hieimonion-Evros, Ferresi - Aleksandropolis, Poros-Aleksandrupolis, Ifestos - Komotinis, Ipsante - Komotinis, Mega Kranovunion - Komotinis, Mesohorjon - Komotinis, Mikro Kranovunion - Komotinisë, Kipseli - Ksanthis, Mellisa - Ksanthis, Paradhimi - Sufllion, Pepllos - Sufllion, Qipi - Sufllion, Tihjeron - Sufllion dhe Sulltan – Kioi, Tihjeron-Sufllion.[257]

Në një shkrim të gazetës *SHQIP*, thuhet se janë 14 fshatra përreth lumit Evros në Greqi që i kanë bërë shqiptarët bashkë me grekët. Më shumë se 30 mijë shqiptarë banojnë në Feresi, Tiqero, Poro, Ardhanio, etj. Kanë lënë Qytezën dhe

---

[256] Alush Kamberi,Muharrem Idrizi, *4 Shekuj të pa Gjunjëzuar Shqiptarët e Mandricës*, Tetovë, 1997, fq.12

[257] Antonio Bellusci, *RICERCHE E STUDI TRA GLI ARBERORI DELL' ELLADE*, Cosenza, 1994, fq.42

Qafëzezin e Kolonjës në shekullin e 17 dhe për dyqind vjet kanë jetuar në Turqi. Në 1920, i përzunë nga Edreneja turke, si grekë ortodoksë. Shqiptarët kaptuan një lumë dhe ndërtuan një jetë, ca hapa tej kufirit, në Greqi. Në Ibrik Tepe, Alltentash, Sulltanqoi kanë lënë shtëpitë dhe varret. Këtu kanë fëmijët, arat dhe njëri-tjetrin. Humbën dhe harruan shumë në rrugën e gjatë Kolonjë-Ederne-Aleksandropul, veç gjuhën dhe gjakun jo.[258]

Për shqiptarët që u vendosën në Evros, prof. Nasho Jorgaqi thotë se: "Shqiptarët e këtyre 7-8 fshatrave të Arnautqoit u vendosen si fillim në krahinën e Aleksandropulos dhe në këtë zonë ata u vendosën në fshatrat greke e nuk krijuan fshatra shqiptare, por sipas të dhënave që kemi, ata në fshatrat greke zënë 5 deri në 90%, duke u vendosur në Feres, Qipi, Pepel, Ardhanjo, Poros, Apollo, ndërsa të tjerët u vendosen në zona të tjera të fshatrave të Greqisë si Qimono, Sako, Kavili, Portokalis, etj".[259]

Sipas historianit Evagjelos Avdhikos shqiptarët e Trakisë Lindore u vendosën kryesisht në Evron Veriore si në fshatrat Dikaia, Kavili, Sakko, Kleiso, Neo Heimonio, Thourio, Sofiko, Asimenio, Rigio dhe Pithio. Në Maqedoninë (greke), në prefekturën e Serresit u vendosën në këto fshatra: Neo Horio, Paralimnio, Nea Petra, Tholo, Koimisi dhe në fshatin Kalohori të Selanikut.

Në luftën e dytë Ballkanike fshati Mandrica ku banonin dhe banojnë sot e kësaj dite shqiptarë, i kaloj Bullgarisë. Sipas të dhënave të vitit 1913, Mandrica ka patur 2.050 banorë, por shumë familje shqiptare për ti shpëtuar masakrave bullgare u shpërngulën më 1926 nga Mandrica tashmë e Bullgarisë në fshatrat e Greqisë si në: Suroti (20 familje), Triadhi (9 familje), Selanik, Mostheni (50 familje) - Kavalla, Mandres (200 familje) - Kilkis, Protoklisi (60 familje), Maroklisi (40 familje),

[258] *SHQIP*, 22 Qershor, 2007, fq.18
[259] Po aty

Thurio (10 familje) - Evro dhe në Kalo Agro (20 familje) - Dhrama.

Banorët e Sulltankoi dhe të Ibrik-Tepe u vendosën në fshatrat Bintikli (Tiqero), Hanxhias (Tarsio), Çakirxhi (Pirolithos), Ferexhik (Feres), Marhanli (Peplos), Gjemexhiki (Gjemisti), Bazi-Bei (Kipo), kurse shqiptarët që banonin në fshatin Altin-Tas u vendosën në Paradhimi Rodopis, Sarhanli (Ardhanio) të Evros. Shqiptarët e Gjilanli dhe të Karaxha Halin u vendosën në Antheia të Evros. [260]

Në vitin 1873, Sulltankoi kishte 2.000 banorë, ndërsa Ibrik-Tepe në vitin1905 kishte 2.320 banorë. Më 25 nëntor 1881, fshati Altin-Tas kishte 1.200 banorë.[261]

Mandrica e Bullgarisë, pas luftërave ballkanike ka pasur 400 shtëpi me shqiptarë. Ndërkohë nga Mandrica në Greqi u shpërngulën shumë shqiptarë, dhe themeluan fshatin e tyre me emrin Mandres. Kjo ngjau me një marrëveshje midis shtetit bullgar dhe atij grek pas Luftës së Parë Botërore.[262]

Shumë studiues shkruajnë se shqiptarët që jetojnë në Trakinë greke janë rreth 40.000 banorë. Studiuesit si Aristidh Kola, Kosta Kazaqi dhe Evangjelos Gr. Avdhikos shkruajnë se këta allvanos kanë ardhur në Traki të ftuar nga Sulltan Selimi, kur ai donte të ndërtojë një xhami më të madhe se ajo e Mekës e cila kishte 1000 dritare.[263] Ato vite Vezir i Sulltanit ishte shqiptari Mehmet Sokoli[264] që ia besoi arkitekturën shqiptarit tjetër Sinanit, i cili për ndërtimin e xhamisë angazhoi mjeshtërit shqiptarë nga Kolonja, Korça Devolli, etj. Xhamia u ndërtua në

[260] Δημιτρης Χρ. Δαλατσης, *Οι Αρβανιτες της Ανατολικης Θρακης*, Athinë, 2012, fq.24-25

[261] *ΜΠΕΣΑ*, Athinë, Janar-Shkurt, 1993, fq.8-9

[262] Alush Kamberi,Muharrem Idrizi, *4 Shekuj të pa Gjunjëzuar Shqiptarët e Mandricës*, Tetovë, 1997, fq.10

[263] *ΜΠΕΣΑ*, Athinë, Janar-Shkurt, 1993, fq.6

[264] Po aty, fq.7

Edrene me 999 dritare. Sulltani i mahnitur nga bukuria e saj pyeti Vezirin se çfarë dëshire kanë ndërtuesit. Mjeshtërit kërkuan që të mbeteshin me familjet e tyre në Traki. Por i këtij mendimi nuk është Fan Noli i cili shkruan se shqiptarët në Traki njihen që nga koha e Bizantit dhe se kishin mbetur aty bashkë me familjet e tyre. (Për shqiptarët e Trakisë, kanë shkruar Thimi Mitko, De Rada dhe Sami Frashëri).

Si do që të jetë e vërteta për ardhjen e shqiptarëve në zonën e Trakisë-Evros, ne kemi të bëjmë me një fakt të vërtetë historik që sot kjo zonë banohet nga grekë me origjinë shqiptare që ende flasin gjuhën shqipe dhe kërkojnë që gjuha e të parëve të tyre të mos humbasë, të mos jetë një atdhe i humbur. Ata, disa herë janë shprehur nëpërmjet shtypit dhe televizioneve shqiptare për kujdesin që duhet të tregojë shteti grek të cilit i përkasin sot, por edhe nga shteti mëmë Shqipëri, për hapjen e shkollave në gjuhën amtare shqipe në komunën e Tiqeros, ngjashëm me të drejtat e shkollimit që minoriteti grek dhe minoritetet tjera i gëzojnë në Shqipëri.

Kur u vendosën në fshatrat e rinj në tokën greke pas vitit 1922, allvanosët apo arvanitasit siç i quajnë shqiptarët që u shpërngulën nga Turqia për në Greqi, nuk kishin marrëdhënie të mira me fshatrat fqinjë që banoheshin nga grekët. Ata, nuk merrnin dhe as jepnin nuse për njeri-tjetrin. Të moshuarit kujtojnë që kur thirreshin në shkollë nga mësuesit për ecurinë e fëmijëve të tyre prindërit këshilloheshin që mos të flisnin përpara fëmijëve në gjuhën shqipe, por të bisedonin vetëm greqisht. Sipas mësuesve grek, kjo bëhej për të mirën dhe të ardhmen e fëmijëve të tyre që vinin nga familjet shqiptare. Shpeshherë fëmijët shqiptar ziheshin me grushte dru me fëmijët grekë, kur këta të fundit e quanin gjuhën shqipe gjuhë evgjiti apo gjuhë turke.

Disa të dhëna rreth problemeve midis allvanosëve dhe grekëve nga fshatrat fqinjë, na sjell historiani Evagjelos Gr.

Avdhikos, i cili në vitin 1998 ka botuar një libër me titull "Απο τη Μαριτσα στον 'Εβρο"(Nga Marica në Evro). Ai na sjell të dhëna historike dhe kulturore mbi popullsinë Allvanose, të cilët i quan arvanitas dhe banojnë në fshatin Tiqero, edhe mbi popullsinë greke që banon në fshatin Filaktu. Tiqeroja banohet 90% nga allvanosët e ardhur nga Ibrik-Tepe dhe Sulltankoi, por ka edhe një pakicë popullsi greke. Ndërsa Filaktu banohet nga grekë të ardhur nga Turqia ose Trakia Lindore. Këto dy fshatra në vitin 1986, kanë themeluar Komunën e Tiqeros.

Arvanitasit, pra shqiptarët që janë banorë të Lashtë të Greqisë kanë lidhje të ngushta jo vetëm me allvanosët (shqiptarët) e Trakis-Evros, por me të gjithë allvanosët nga Follorina e deri në Janinë. Ata së bashku më 1983 kanë themeluar Lidhjen e Arvanitasve të Greqisë, dhe në fillimet e viteve 1980 botonin edhe revistën BESA. Këta arvanitas dhe allvanos pavarësisht se si grekët i thërrasin apo i emërtojnë nëpër librat e tyre të historisë, kanë të përbashkët gjakun, gjuhën, kulturën, i përkasin një fisi që sot njihet me emrin shqiptar. Kanë ruajtur në kujtesën e tyre dashurinë për historinë e tyre, krenohen me trimëritë e Skënderbeut. Prandaj duhet të kujdesemi dhe të regjistrojmë të dhënat e tyre historike e kulturore sepse janë vlera të ruajtura me fanatizëm në kushte e të shtypjes së politikës keqdashëse shtetërore greke.

Duke jetuar për disa vite në Greqi dhe duke u marrë më çështjen e shqiptarëve të Greqisë pata rastin të njoh shqiptarët e Trakis-Evros, të miqësohem dhe me disa prej tyre në Shtator të vitit 2004, të vizitojmë Kosovën.

Nga studimet që kam bërë prej kaq vitesh, kam nxjerrë të dhëna se në Trakinë greke, shqiptarët i gjejmë në rreth 30 fshatra. Për fat të keq qeveritë shqiptare ndër vite asnjëherë nuk treguan përkujdesje për këto fshatra. Tirana zyrtare, shqiptarëve të Trakisë asnjëherë nuk ua mundësoi që në mënyrë të organizuar të vizitojnë Shqipërinë, dheun e të parëve të tyre.

Sido që të jetë këta shqiptar që herë-herë grekët i thërrasin allvanos ose arvanitas u kanë mbijetuar presioneve të ndryshme shtetërore në shtetin ku jetojnë duke ruajtur në mendjen e tyre origjinën e tyre. Greqia me të gjitha format është munduar t'i asimilojë ata, duke i shpërndarë në zona dhe qytete të ndryshme larg njeri-tjetrit, duke i ndarë familjet në disa pjesë për të humbur lidhjet midis tyre, por këta shqiptar edhe në kushte të një shtypjeje shtetërore arritën të mbijetojnë bashkë me gjuhën dhe zakonet e tyre të lashta shqiptare.

## Fshatrat shqiptare të Prefekturës së Evros

Prefektura e Evros gjendet në verilindje të Greqisë, dhe kufizohet me Bullgarinë dhe Turqinë. Në këtë prefekturë kalojnë shumë lumenj. Midis tyre edhe lumi Evro i cili është 530 km i gjatë dhe buron nga malet e Bullgarisë. Lumi Evro është pikë e përcaktimit kufitar me Turqinë dhe Bullgarinë. Prefektura e Evros ka si kryeqendër qytetin e Aleksandropolit i cili është 840 km larg Athinës, 340 nga Selaniku dhe 295 nga Stambolli (Kostandinopoja). Kjo prefekturë ka 13 Komuna si Aleksandropolis, Bissas, Didimoteikos, Kiprinou, Metaksadon, Orestiada, Orfea, Samothraqi, Sofliu, Traianopolis, Trigonu, Tiheros dhe Feron. Në bashkinë e Aleksandropolis banojnë rreth 150.000 njerëz.

### Bashkia e Aleksandropolis

50.) **ANTHEIA,** sot i takon bashkisë së Aleksandropolis dhe ka rreth rreth 800 banorë. Në këtë fshat u vendosën shqiptarët e ardhur nga fshatrat Gilanli dhe Karaxha Halil të Trakisë Lindore.

**Komuna Tihero (Tiqero)**

51.) **TIQERO**, dikur quhej Bintikli dhe ndodhet 48 km në verilindje të qytetit Aleksandropoli dhe 4 km në perëndim të lumit Evro. 90% e banorëve të sotëm të saj janë me origjinë shqiptare. Me vëllezërit shqiptar nga Tiqeros më ka njohur miku im, i ndjeri Aristidh Kola i cili më dha numrin e telefonit të një shqiptari nga Tiqero, z.Kosta Kazaqit dhe kështu u ngrit një urë e re lidhje midis nesh. Kosta Kazaqi është njëri nga mbledhësit e dokumenteve për shqiptarët e Tiqeros në prefekturën e Evros. Ai, më ka afruar materiale për jetën dhe kulturën e allvanosëve, ndër to përmendim një dorëshkrim të kishës së Tiqeros prej 85 faqesh ku flitet për historinë e Fan Nolit dhe familjes së tij. Kosta Kazaqi gjithnjë më shprehte dëshirën për të vizituar Kosovën dhe me të qeshur për të gjetur një nuse që ta sjellë në Tiqero. Dëshira e tij për të vizituar Kosovën u realizua në Shtator të vitit 2004, kur me ftesë të Ministrisë së Kulturës së Kosovës një grup prej rreth 25 vetash, grekë me origjinë shqiptare - arvanitas dhe allvanos për një javë qëndruan për vizitë në Kosovë. Midis të ftuarve ishte edhe miku im Kosta Kazaqi i cili mbeti shumë i kënaqur nga pritja që iu bë në Prishtinë, Prizren, Skenderaj, etj.

Në 28 nëntor të vitit 1999, në festën e ditës së pavarësisë, organizuar nga Konsullata e Përgjithshme Shqiptare në qytetin e Selanikut, miku im Foto Malo më njohu me një greke që ishte nga Tiqeroja dhe e fliste gjuhën shqipe shumë pastër. Ajo më tha që ishte kushërira e Fan Nolit, quhej Maria Kutulidhi dhe mëma e saj ishte kushërirë e parë e Nolit. Që atëherë midis familjes time dhe familjes Kutulidhi u lidh një miqësi të cilën vazhdojmë ta ruajmë edhe sot. Maria më tregoi kujtimet e saja për fshatin Tiqero, për atë se si shqiptarët u

shpërngulën nga Ibrik-Tepe dhe erdhën në Tiqero. Më foli për historitë e Fan Nolit që i kishte treguar mëma e saj.

Tiqeroja deri në vitin 1922 përbëhej nga banorë turq që fshatin e tyre e quanin Bintikli. Me përfundimin e luftës greko-turke të 1920-1922, u nënshkrua Marrëveshja e Lozanës dhe u bë shkëmbimi i popullsive midis Turqisë dhe Greqisë, por ky shkëmbim nuk u bë në aspektin kombëtar, por në aspektin fetar. Pra, shkëmbim midis qytetarëve të fesë myslimane dhe të krishterë.

Kur erdhën në Greqi, hqiptarët ortodoksë të Turqisë nuk u njohën nga shteti grek si shqiptar, por si grekë. Pra, kësaj kategorie i përkasin grekët me origjinë shqiptare ose Allvanosët e Traki-Evros. Duhet të përmendim se pikërisht edhe Fan Noli ishte nga një fshat që banohej nga ortodoks shqiptar, por që i përkiste deri në vitin 1922 Turqisë dhe më vonë këta banorë braktisën fshatin e tyre Ibrik-Tepe që e quanin QYTEZA edhe u ngulën përfundimisht në Tiqero. Në Ibrik-Tepe sipas burimeve historike ka patur më 1876, 3.550 banorë, më 1905, 2.320, ndërsa sot banorët e Ibrik-Tepe që u ngulën në Tiqero janë rreth 2.500, ku 90% janë shqiptare dhe pak pondios dhe trakes.[265]

Sipas Kosta Kazaqit në vitin 1954 fshati e mori emrin Tiqero. Më 1924 Kryeministri grek Elefterios Venizelos, bëri një ndalesë në fshat edhe që atëherë ka sjellë mbarësi. Kështu në vitin 1954 fshati u quajt Tiqero që në shqip do të thotë: Fatmirë, Fatmbarë. Në fillim të viteve 1980 Tiqero bashkë me fshatin tjetër Filaktu themeluan Komunën me emrin Tiqero që i përket Prefekturës së Evros. Sot ka rreth 4.100 banorë.

Po të shkosh për vizitë në Tiqero do të dëgjosh të moshuarit të bisedojnë midis tyre në gjuhën shqipe. Ata thonë se rrënjët e para i kanë nga Kolonja, Vithkuqi, Qafzezi, Qyteza,

---

[265] *ΜΠΕΣΑ*, Athinë, Janar-Shkurt, 1993, fq.9

Voskopoja, Gostivishti etj., të ardhur rreth shek.XVI-XVIII në Trakin Lindore.

Sot në këtë komunë ekzistojnë dy mendime, njëri është mendimi i të vjetërve që duan të ruajnë prejardhjen e tyre shqiptare dhe e dyta janë të rinjtë që duan të jenë qytetarë të denjë të kombit grek. Historiani Evagjelos Gr. Avdhikos në librin e tij na sjellë fragmente nga bisedat që ka bërë me shqiptarët dhe grekët për problemet e tyre, rreth të ardhmes së gjuhës dhe kulturës shqiptare të tiqerasve.

Kristo Tepeli nga fshati Filaktu, thotë për banorët e Tiqeros: *Tiqerasit etnologjika janë shqiptar.*[266]

Dhimos Kavanozis, Tiqero: *Kur unë mbarova gjimnazin, shumica këtu nuk dinin greqisht, ndërsa të gjithë ishin grek nga Thraqi Lindor, por flisnin shqip si në të gjithë Greqinë.*[267]

Teologos Haxhipemos, Tiqero: *Dikur ne të gjithë ishim shqiptar.*[268]

S. Kurtidhis, Tiqero: *Nuk thoshim që jemi shqiptar. Kjo është bërë nga politika e vendit. Kur shkova në shkollën fillore kishin thirrur prindërit e mi dhe u thanë që të mos flasin shqip përpara fëmijëve të tyre.*

Th. Makris, Tiqero: *Nuk më pëlqen të flasim edhe në shtëpi tani. Gruaja ime edhe pse është shqiptare, gjithnjë me fëmijët dhe mua fliste në greqisht. E bëja për fëmijët që duhet të vazhdonin shkollën.*[269]

E. Karaqi, Tiqero: *Edhe pse nuk jam nga familje shqiptare, unë e flas dhe e kuptoj gjuhën e tyre. Sepse shokët e mi ishin shqiptar. Ato vite gjyshet nuk dinin (greqisht). I*

---

[266] Ευαγγελος Γρ. Αυδικος, *Απο τη Μαριτσα στον 'Εβρο*, Αλεξανδρουπολη, 1998, fq.239

[267] Po aty

[268] Po aty, fq.240

[269] Po aty, fq.242

*takonim gjyshet dhe i pyesnim çfarë bëni dhe na përgjigjeshin në shqip.*[270]

Petro Kolijoni, Tiqero: *Të parën gjuhë mësova shqipen, greqishten e mësova në shkollë, sepse derisa hyra në shkollë nuk e dija, të gjithë flisnin shqip.*

*Mua nuk më intereson se çfarë feje ka tjetri. Unë di që, të gjithë këtu jemi shqiptarë dhe që jemi nga e njëjta farë, rrënjën e kemi nga Shqipëria. Herën e parë që shkova në Pogradec dhe Korçë njoha një shok dhe e pyeta: "kur ishe i vogël çfarë përrallash të tregonte gjyshja?". Dhe e di ç'më tha? Një përrallë që mua ma tregonte gjithmonë gjyshja ime dhe të dy çuditeshim, sesi në vende të ndryshme dhe pa pasur lidhje me njeri-tjetrin, dinim të njëjtat përralla. E përqafova dhe i thashë që jemi vëllezër dhe nga e njëjta farë.*[271]

52.) **TARSIO,** deri në vitin 1921, është quajtur Hanxhias dhe ka qenë i banuar nga popullsi myslimane e cila e braktisi fshatin. Më 1928 Tarsi kishte 665 banorë, pas vitit 1939 banorët shqiptarë të cilët ishin vendosur në vitin 1922, u zhvendosën në qytetin e Tiheros. Sot, ky fshat nuk figuron në hartë.

53.) **PIROLITHOS,** deri në vitin 1921, është quajtur Çakirxhi dhe ka qenë i banuar nga popullsi myslimane e cila e braktisi fshatin. Më 1928 Pirolithos kishte 453 banorë, pas vitit 1933 banorët shqiptarë të cilët ishin vendosur në vitin 1922, u zhvendosën në qytetin në Aleksandropolis. Sot, ky fshat nuk figuron në hartë.

---

[270] Po aty

[271] *SHQIP*, 22 Qershor, 2007, fq.19

**Komuna e Orestiadhës**

Qyteti i Orestiadhës i përket prefekturës së Evro dhe kufizohet me Bullgarinë dhe Turqinë. Gjendet 977 km nga Athina, 464 nga Selaniku dhe 115 nga Aleksandropolis. Kjo komunë përbëhet nga 41 fshatra me një popullsi të përgjithshme rreth 38.000 banorë, ndërsa vetë qyteti ka diku 15.000 njerëz. Qyteti është ndërtuar në vitin 1923 nga refugjatët e ardhur nga Kazaja e Adrianopolit. Pas vitit 1922, në fshatrat e kësaj komune u vendosën shqiptarët e Trakisë Lindore.

54.) **DIKAIA**, më parë quhej Kantikion. Ndodhet në prefekturën e Evros dhe i përkiste dikur komunës së Trigonu. Dhikaia gjendet afër lumit Evro dhe 60 km larg Orestiadhës, sot ka rreth 560 banorë.

55.) **KAVILI**, para vitit 1920 quhej Emirli dhe i përket prefekturës së Evros dhe nënkomunës Vissas. Sot në Kavili jetojnë rreth 760 banorë. Duke qenë fshat kufita në Kavili ndodhet edhe një repart ushtarak.

56.) **SAKKOS,** dikur është quajtur Karasahli. Sot ka rreth 190 banorë.

57.) **NEO HIMONIO,** më parë quhej Omur-Bei, sot ka rreth 450 banorë dhe gjendet 5 km në jug të komunës së Orestiadhës.

58.) **THURIO,** gjendet 8 km në jug të qytetit të Orestiadhës. Shumica e banorëve të saj janë refugjatë të vitit 1922 dhe një pjesë e tyre punojnë jashtë Greqisë. Në këtë fshat përveç shqiptarëve të zhvendosur nga Trakia Lindore u

vendosën edhe 10 familje shqiptare të ardhur nga Mandrica e Bullgarisë. Sot ky fshat ka rreth 645 banorë.

**Komuna Didimotiho**

Në komunën Dhidhimotiho u vendosën shumë familje shqiptare të shpërngulur nga Trakia Lindore pas vitit 1922. Kjo komunës gjendet rreth 100 km larg qytetit të Aleksandropolis, 40 km larg kufirit me Bullgarinë dhe më pak se 1 km larg kufirit me Turqinë.

59.) **ASIMENIO**, më parë quhej Çiflik, sot ka rreth 335 banorë.

60.) **PITHIO**, më parë quhej Koyleli Burgas, sot ka rreth 430 banorë.

61.) **RIGIO**, më parë është quajtur Sarakion, sot ka rreth 100 banorë.

62.) **SOFIKO**, më parë quhej Soyfoylar, dikur i përkiste komunës Thurio, por prej disa vitesh i përket kësaj komune. Sot ka rreth 800 banorë.

**Komuna Feron**

Komuna Feron ka rreth 8.560 banorë, dhe në qytetin me të njëjtin emër banojnë 5.500 njerëz.

63.) **FERES**, dikur është quajtur Ferexhik Nahie. Në këtë fshat u vendosën shqiptarët e shpërngulur nga fshatrat e Sulltankoit dhe të Ibrik-Tepe të Trakisë Lindore. Kjo komunë i përket bashkisë së Aleksandropolis.

Stërnipi i Fan S. Nolit, Krisopulos Aleksandros më 2007, në një media në gjuhën shqipe deklaron se: *"Noli ishte vëllai i gjyshes sime. Gjyshi im, nga ana e babait, ishte grek dhe nuk i donte shqiptarët dhe thoshte "shqiptarët bashkë me Fan Nolin morën Vorio-Epirin. Kur vinin kartolina, gjyshi i hidhte në zjarr dhe i digjte".*[272]

Joanis Bakalidhis, po për të njëjtë media deklaron: "*Nga ajo që më kanë treguar gjyshërit e mi dhe nga dokumentet që kam, gjyshërit kanë ikur nga Shqipëria në vitin 1780. Fara jonë është nga Qafëzezi. Kur u bë lufta turko-greke, në 1920-1921, u arrit Marrëveshja e Lozanës, mes Kryeministrit turk Ataturk dhe atij grek Venizellos, në të cilën thuhej se ndarjet do të bëheshin në bazë të fesë. Nga çfarëdo vendi të ishe, shqiptar, grek, turk, nuk kishte rëndësi, sepse ndarja bëhej nëse ishe i krishterë apo mysliman. Ata që ishin mysliman në Greqi u çuan në Turqi dhe anasjelltas. Ne e mësuam gjuhën nga nëna, nga babai, nga gjyshi, nga gjyshja. Nuk dinim gjuhë tjetër. Kur ishin në Turqi kishim gjuhën shqipe, kur erdhëm këtu në Greqi kemi prapë gjuhën shqipe".*[273]

[272] *SHQIP*, 22 Qershor, 2007, fq.18-19
[273] Po aty, fq.19

64.) **PEPLOS**, para vitit 1921, quhej Marhanli dhe banohej nga popullsi myslimane. Shqiptarët e përzënë nga Sulltankoi dhe Ibrik-Tepe të Trakisë Lindore erdhën në Peplos më 1923. Emri i fshatit vjen nga fakti që shpeshherë mbulohet nga një mjegull e dendur. Gjendet 10 km larg qytetit Feres dhe 38 km në verilindje të qytetit Aleksandropolis, afër kufirit me Turqinë. Këtu përfundon rruga e vjetër Egnatia që nis nga Durrësi. Është një fshat i zhvilluar me kopshte, shkolla të mesme, një shkollë të lartë dhe bibliotekë. Sot ka rreth 1.000 banorë.

65.) **ARDANI**, deri më 1921 quhej Sarhanli. Në vitin 1922 në këtë fshat erdhën shqiptarët e shpërngulur nga fshati Altin - Tas i Trakisë Lindore. Sot fshati Ardhani ka rreth 305 banorë dhe i përket komunës Feres të të baskisë së Aleksandropolis.

Jorgos Panajotidhis nga Ardhani më 2007do të deklaronte për mediet shqiptare se: *"Fara ime është shqiptare ndërsa gruaja greke, por fëmija jonë është shqiptar, ashtu si unë. Mamin dhe babin i kam pasur shqiptarë dhe këndonim në shqip gjithmonë, derisa u pleksëm me grekë dhe nisëm ta harronim shqipen. Kam lindur në një fshat, Saralli. Pleqtë erdhën nga Alltëntashi, Turqia. Erdhën me një gomar dhe me një dyshek. Ara kam, punoj, traktor kam. Tani jetojmë mirë me grekët, por përpara kishim probleme, jetonim si në Vietnam. Pasi u pleksëm, problemet mbaruan dhe tani jemi Evropë".*[274]

66.) **GEMISTI**, deri në vitin 1921, emri i këtij fshati ishte Gjemexhiko. Në vitin 1923 në këtë fshat erdhën shqiptarët e shpërngulur nga Sulltankoi dhe Ibrik-Tepe e Trakisë Lindore. Fshati gjendet 16 km nga Komuna e Feres dhe ka rreth 160

[274] *SHQIP*, 22 Qershor, 2007, fq.18

banorë. Fshati Gemisti i takon bashkisë së Aleksandropolis dhe është 80 km larg prefekturës së Evro.

67.) **KIPOI**, deri në vitin 1921 emërtohej Bazi Bei. Në vitin 1923 në këtë fshat erdhën shqiptarët e shpërngulur nga Sulltankoi dhe Ibrik-Tepe e Trakisë Lindore. Fshati gjendet 13 km nga Komuna e Feres dhe ka rreth 190 banorë. Ky Fshat i takon bashkisë së Aleksandropolis dhe është 42 km larg këtij qyteti.

68.) **PILEA**, në këtë fshat më 1922 u vendosën shqiptarët e shpërngulur nga fshati Altin - Tas i Trakisë Lindore. Sot fshati ka rreth 79 banorë dhe i përket komunës Feres të bashkisë së Aleksandropolis.

## Komuna Orthea

Komuna Orthea ka rreth 4.760 banorë dhe emrin e ka marrë nga Mitologjia greke.

69.) **PROTOKKLISI**, ndodhet në komunën e Ortheas. Në këtë fshat më 1926 u vendosën 60 familje shqiptare të ardhura nga fshati Mandrica e Bullgarisë. Sot ky fshat ka rreth 258 banorë.

70.) **MAFROKKLISI**, ndodhet 90 km larg qytetit të Aleksandropolit. Në këtë fshat më 1926 u vendosën 40 familje shqiptare të ardhura nga fshati Mandrica e Bullgarisë. Sot ky fshat ka rreth 110 banorë.

## Fshatrat shqiptarë të Prefekturës së Rodhopit

Prefektura e Rodhopit ndodhet në Maqedoninë Lindore dhe Trakis. Ajo kufizohet me Bullgarinë, me prefekturën e Ksanthit në lindje dhe me prefekturën e Evros në perëndim. Fushat e Rodhopit prodhojnë duhan të cilësisë së lartë. Kryeqendra e kësaj prefekture është qyteti i Komotinisë. Në këtë prefekturë banojnë rreth 112.040 njerëz.

71.) **PARADIMI**, ky fshat i përket prefekturës së Rodhopit dhe Komunës së Komotinisë të cilën e ka rreth 8 km larg. Sot fshati Paradhimi ka diku 435 banorë. Këtu u vendosën familje shqiptare të ardhura nga fshati Altin-Tas i Trakisë Lindore.

## Fshatrat shqiptarë të Prefekturës së Ksanthit

Prefektura e Ksanthit ndodhet në rajonin e Maqedonisë Lindore dhe Trakisë. Në këtë prefekturë jetojnë rreth 111.220 njerëz. Në këtë prefekturë një pjesë e mirë e popullsisë i përket besimit mysliman.

Qyteti i Ksanthit ndodhet në Lindje të Maqedonisë greke, në Trakë dhe ka rreth 65.000 banorë dhe kufizohet me Bullgarinë. Në këtë prefekturë përveç turqve dhe pomakëve myslimanë banojnë edhe shqiptarë. Këta shqiptarë banojnë në fshatrat Gorgona ku ka një lagje të tërë, në fshatrat Ehinos dhe në Thermes të cilët mbajnë mbiemrat e tyre.[275] Këto tre fshatra

[275] *ΖΑΓΑΛΙΣΑ*, 17 Janar 2011, Komotini, fq.3

